# Përmbajtja

# Puthja

Ditën e 20 majit, në orën tetë të mbrëmjes të gjashta bateritë e një brigade artilerie në rezervë, rrugës për në repartin e tyre, ndalën për ta kaluar natën në fshatin Mesteçki. Në kulmin e gjithë rrëmujës, ndërsa disa oficerë merreshin me topat dhe të tjerët ishin grumbulluar në sheshin kryesor pranë gardhit të oborrit të kishës për të marrë fletën se ku do të kalonin natën, dikush i veshur civil doli që prapa kishës, hipur mbi një kalë të çuditshëm: ishte trupvogël, me ngjyrë në të zezë, qafën e kishte të hollë, kurse bishtin të shkurtër dhe dukej sikur ecte anash në vend që të bënte përpara, ndërsa lëvizjet e këmbëve sikur kërcente i bënte si t'i binte kush me kamxhik. Kur u afrua kalorësi te oficerët, hoqi kapelën dhe tha:

- Im zot, shkëlqesia e tij, gjeneral-koloneli fon Rabek, ju fton për një çaj dhe do të dëshironte që të urdhëroni tashti . . .

Kali bëri një përkulje dhe hodhi një valle të

vogël, pastaj u largua po me atë lëvizjen sikur ecte anash. Kalorësi e kishte vënë përsëri kapelën dhe u zhduk menjëherë prapa kishës me atë kalin e vet të çuditshëm.

- Në djall vafshin që të gjitha! - mërmëritën disa oficerë, ndërsa po largoheshin nëpër vendet e tyre. - Ne duam të flemë e ku na mbiu ky fon Rabeku me gjithë çajin e vet! Sikur nuk e dimë ne fare mirë se *çfarë* do të thotë kjo!

Secilit oficer në të gjashta bateritë iu kujtua si i gjallë viti i kaluar, kur kishin qenë për manovra me oficerët nga një regjiment kozakësh dhe kishin marrë një ftesë të tillë prej një konti pronar tokash, i cili vetë ishte oficer në rezervë. Ai kont mikpritës dhe gjenial i kishte ngjeshur me të ngrëna e të pira dhe u kishte thënë që as të mos i përmendnin kazermat e caktuara për të bujtur, por të rrinin aty gjithë natën. Natyrisht kjo qe një punë e bukur fort dhe ata as që kishin shpresuar se mund të bëhej më mirë. Mirëpo e keqja doli se ai oficer në pension u gëzua jashtë mase që i kishte ata të rinj si mysafirë dhe i ngopi me historira për të shkuarën e vet të lavdishme deri në të aguar, u tregoi gjithë shtëpinë, u tha të shihnin pikturat e tij të çmueshme, gdhendjet e vjetra dhe armët e rralla, si dhe u lexoi gjithë letrat që i kishin dërguar njerëz të shquar;

gjatë gjithë kësaj kohe oficerët e lodhur e të rraskapitur e kishin dëgjuar dhe e kishin vështruar të vdekur për t'u shtrirë në shtrat, ndërsa tërë kohën gogësinin duke e futur gojën te mëngët. Kur mikpritësi më në fund i la të largoheshin, ishte tepër vonë për t'u shtrirë në shtrat.

Tashti ky fon Rabeku i po asaj race ishte? Ishte apo nuk ishte, nuk kishin çfarë t'i bënin. Oficerët veshën uniforma të pastra, e shkundën veten dhe u nisën turmë për të parë shtëpinë e atij zotërie. Te sheshi pranë kishës u thanë se ose mund të merrnin shtegun që të çonte te lumi prapa kishës, kurse që andej përgjatë bregut mund të shkonin te kopshti, ose mund të ecnin drejt nga kisha nëpër rrugën më të përpjetë, që do t'i çonte te hambarët e kontit rreth një çerek kilometri nga fshati. Oficerët vendosën të merrnin rrugën më të përpjetë.

"Kush na qenka ky fon Rabeku?" po diskutonin duke ecur. "A është ai që kishte komanduar një divizion kalorësie në Plevnë?"

"Jo, atë nuk e quanin fon Rabek, po thjesht Rabe, dhe pa atë 'fon' përpara."

"Gjithsesi, koha është e mrekullueshme!"

Kur arritën te hambari i parë, rruga bigëzohej: njëra degë të çonte drejt dhe zhdukej në errësirën e mbrëmjes, kurse tjetra kthente drejt

shtëpisë së zotërisë më të djathtë. Oficerët morën degën e djathtë dhe i ulën zërat . . . Hambarët prej guri me çati prej tjegullash të kuqe vinin në të dy anët e rrugës dhe kishin atë pamjen e rëndë, parandaluese të kazermave të provincës. Përpara tyre më tutje dukeshin dritaret e ndriçuara të shtëpisë së çifligut.

- Kemi një shenjë të mirë, zotërinj! - tha njëri prej oficerëve. - Intendenti ynë po ecën përpara nesh. Kjo do të thotë se ai e ka nuhatur mirë këtë punë!

Togeri Llobitko, një oficer shtatlidhur e i gjatë, i cili po ecte përpara të gjithëve, nuk mbante mustaqe (ndonëse i kishte mbushur të njëzetepesat, nuk kishte asnjë gjurmë qimesh në fytyrë) dhe ishte i dëgjuar në brigadë për ndijimet e mprehta e aftësitë për ta nuhatur një femër edhe mjaft kilometra larg. Ai u kthye dhe u tha:

- Po, atje duhet të ketë femra, ma thonë instinktet mua.

Te dera kryesore oficerët i priti vetë fon Rabeku, një burrë i pashëm rreth të gjashtëdhjetave, me rroba civile. Ndërsa po u shtrëngonte duart, ai u tha se ishte i kënaqur të takonte oficerët, por me çiltërsinë më të madhe iu lut, në emër të Zotit, ta falnin se nuk po i ftonte të

qëndronin për të kaluar natën, sepse i kishin ardhur dy motrat me gjithë fëmijët, si dhe të vëllezërit e disa fqinjë, kështu që nuk kishte më asnjë dhomë të lirë.

Gjenerali u dha dorën që të gjithëve, por nga pamja e fytyrës mund të thuhej se nuk ishte edhe aq i kënaqur, si ai konti i vitit të kaluar, që kishte pasur mysafirë, dhe vetëm sa i kishte ftuar për zakon. Ndërsa po ngjiteshin nëpër shkallët e mbuluara me qilima të butë e po dëgjonin, oficerët e ndien se i kishin ftuar vetëm e vetëm sepse do të kishte qenë e pasjellshme po të *mos* u ishte bërë ftesa. Kur panë shërbëtorët që po bridhnin për të ndezur llampat në sallon e në shkallët sipër, ata e ndien se kishin sjellë një farë ankthi e mospëlqimi në atë shtëpi. E si mund të kënaqej cilido mikpritës, kur nëntëmbëdhjetë oficerë të huaj i mësynin shtëpinë, në të cilën tashmë kishte dy motrat, fëmijët e tyre, vëllezërit e fqinjët, që ka shumë të ngjarë të kishin ardhur për të festuar ndonjë përvjetor familjar. Në sallën e vallëzimit sipër shkallëve i priti një zonjë plakë shtatgjatë, e rëndë, me vetulla të zeza e fytyrë të gjatë, si një imazh i gjallë i perandores Eugjeni. Ajo u përcolli një buzëqeshje madhështore mirëseardhjeje dhe u shpreh sesa e gëzuar dhe e lumtur ishte, që t'i priste si mysafirë,

por kërkoi të falur për faktin se ajo dhe i shoqi nuk kishin mundësinë që ta bënin ftesën edhe për të kaluar natën aty me këtë rast. Buzëqeshja e saj madhështore dhe e bukur, e cila menjëherë zhdukej sapo e kthente kokën mënjanë nga miqtë, zbulonte se atë ditë ajo kishte takuar shumë oficerë, se nuk ua kishte ngenë tashmë dhe se i kishte ftuar e po kërkonte të falur vetëm sepse e kërkonte pozita e saj shoqërore dhe edukata e marrë.

Oficerët hynë në dhomën e madhe të ngrënies, ku nja dhjetë zonja e zotërinj, të rinj e pleq, ishin ulur nga njëra anë pranë një tryeze e po pinin çaj. Prapa karrigeve të tyre, i mbështjellë nga mjegulla e dendur e tymit të cigareve, rrinte një grup burrash, në mes të të cilit ishte një i ri, mjaft hollak, me mjekër qimekuqe, që rrotullonte nëpër dhëmbë tingullin 'r', ndërsa fliste anglisht me zë të lartë. Prapa tyre, përmes derës dukej një dhomë e ndriçuar me orendi në ngjyrë të kaltër të lehtë.

- Zotërinj, jeni kaq shumë, sa nuk mund ta bëj paraqitjen e *secilit* veçan! - tha gjenerali me zë të lartë, duke u përpjekur të dukej i qeshur. - Prandaj mos rrini si në ceremoni, flisni secili për veten!

Disa nga oficerët përdorën ca shprehje shumë serioze, madje solemne; të tjerët me zor buzëqeshën dhe të gjithë e ndien veten ngushtë.

ndërsa u përkulën pa ndonjë ngrohtësi dhe u ulën për çajin.

Kapiteni Qukalashi, një oficer shtatshkurtër i kërrusur, me syze dhe me baseta si rrëqebull, dukej i zënë ngushtë më keq se kushdo tjetër. Ndërsa kolegët e tij oficerë po përpiqeshin të dukeshin seriozë ose të bënin me zor një buzëqeshje, fytyra e tij, me gjithë basetat si të rrëqebullit dhe syzet, dukej sikur thoshte; "Unë jam oficeri më i turpshëm, më modest dhe më i parëndësishëm i gjithë brigadës!" Kur hyri së pari në dhomën e ngrënies dhe u ul për çajin, e pa se nuk ia dilte dot të përqendrohej në asnjërën fytyrë ose në asnjë send. Gjithë ato fytyra, veshje, potire qelqi të gdhendur, gota avulluese, korniza të derdhura, iu shkrinë në një ndjenjë të vetme të përbërë, e cila i shkaktoi ta ndiente veten keq dhe bënte çmos që ta fshihte kokën diku. Ashtu si një ligjërues që del për herë të parë përballë publikut, e shihte gjithçka përpara vetes mjaft mirë, por njëkohësisht nuk rrokte asgjë prej tyre (mjekët këtë gjendje, kur dikush sheh por pa kuptuar gjë, e quajnë 'verbëri psikike'). Veçse pas pak kohe Qukalashi nisi ta ndiente veten më në rregull, e rifitoi shikimin normal dhe nisi të rrokte çka kishte përreth. Meqë ishte njeri i druajtur dhe i

pashoqërueshëm, i bënin përshtypje mbi të gjitha gjërat që nuk i kishte pasur kurrë për vete: guximi i jashtëzakonshëm i këtyre njerëzve të panjohur. Fon Rabeku, dy zonjat më të moshuara, një vajzë e re me një fustan ngjyrë jargavani dhe ai i riu me basetat e kuqe, djali më i vogël i Rabekut, ishin ulur me mjaft djallëzi mu në mes të oficerëve, sikur gjithçka të ishte inskenuar që më parë. Menjëherë ia nisën një diskutimi të nxehtë, në të cilin miqtë nuk përfshiheshin dot. Vajza me fustan jargavan ngulte këmbë tejet e acaruar, se artileria e kishte shumë më të lehtë sesa kalorësia ose këmbësoria, ndërsa Rabeku dhe zonjat plaka arsyetonin të kundërtën. Pasoi një zjarr i kryqëzuar në bisedë. Qukalashi vështroi vajzën me fustan jargavan, e cila po debatonte me aq zjarr për diçka krejt të huaj për të, krejt të bezdisshme, dhe shihte buzëqeshjet artificiale që i përshkonin fytyrën.

Fon Rabeku dhe familja me mjaft mjeshtëri i përfshinë edhe oficerët në debat, por njëkohësisht u kujdesën që kupat e verës me sy shqiponje të gdhendur të mbusheshin mirë, si dhe që të kishin përpara sheqerin, ndërsa shqetësoheshin menjëherë kur ndonjëri prej oficerëve nuk po merrte biskota ose nuk po pinte asgjë. Sa më shumë shihte e dëgjonte Qukalashi, aq më shumë po i

hynte në zemër kjo familje e paçiltër, por mrekullisht e disiplinuar.

Pas çajit oficerët kaluan të gjithë në dhomën e vallëzimit. Instinkti i togerit Llobitko nuk e kishte gënjyer: dhoma ishte plot me vajza e me gra të reja të martuara. Menjëherë ky toger 'intendent' zuri vend pranë një biondineje të re veshur me të zeza dhe u përkul vrullshëm sikur po i shpëtonte një shpate të padukshme, ndërsa buzëqeshte dhe ia kishte nisur vardisjes me supe. Ka mjaft të ngjarë që po i fliste për ndonjë gjepur tërheqëse, pasi biondinia e vështronte sipër qerpikëve fytyrën e tij të ushqyer mirë dhe e pyeti: "Vërtet?"

Nëse ai 'intendenti' do të kishte tru në kokë, do ta kishte rrokur se ajo pyetje e ftohtë 'Vërtet?' kishte kuptimin se nuk duhej 'të hidhej'.

Befas ushtoi pianoja e madhe. Tingujt e një valsi të trishtuar rrodhën nëpër dritaret e hapura më dy kanatesh dhe secilit iu kujtua, se jashtë ishte pranverë, ishte një mbrëmje maji, e menjëherë ndien erën e mirë të gjetheve të njoma të plepave, të trëndafilave e të jargavanëve. Qukalashi, që po i parandiente pasojat e pijeve e të muzikës, vështroi me bisht të syrit një dritare, buzëqeshi dhe nisi të vëzhgonte lëvizjet e femrave. Tashmë dukej sikur era e trëndafilave, e plepave dhe e jargavanëve nuk

po vinte prej kopshtit, po prej fytyrave e fustaneve të grave.

I biri i Rabekut e ftoi një vajzë lëkurëthare për të kërcyer dhe e përshkoi dy herë me vals dhomën e rrumbullaktë bashkë me të. Llobitkoja rrëshqiti mbi dyshemenë me parket, ndërsa u sul te vajza me fustan jargavan dhe e mori për ta sjellë rrotull dhomës si shtjellë. Të gjithë po vallëzonin . . . Qukalashi vajti te dera pranë atyre që nuk vallëzonin dhe po sodiste. Shpesh kishte kërcyer gjatë jetës së vet, shpesh i kishte vënë duart rreth belit të ndonjë vajze të re joshëse. Zakonisht kënaqej pa masë, ndërkohë që të gjithë shikonin, kur një djalosh rrëmbente ndonjë vajzë që nuk e kishte njohur më parë, e përfshinte për mesi dhe i linte supin që të mbështetej me duart e saj, porse kurrë nuk e kishte përfytyruar se edhe vetë do të bënte ashtu. Kishte ndodhur që i ishte ngjallur smira për kolegët e vet oficerë, të cilët guxonin e hidheshin, kurse ai vetë dëshpërohej thellë. E lëndonte rëndë vetëdija se ishte i druajtur, rrumbullak te supet, pothuaj nuk binte në sy, ndërsa belin e kishte të gjatë dhe basetat anash i kishte si rrëqebull. Por gjatë viteve vetëdija për këto i ishte bërë diçka si shprehi dhe ndërsa sodiste miqtë e vet duke kërcyer ose duke folur me zë të lartë, tashmë nuk i kishte

smirë, porse i mbushej zemra me trishtim.

Kur nisi kadrili, Rabeku i ri vajti te disa nga oficerët që nuk po vallëzonin dhe i ftoi për të bërë një dorë bilardo. Ata pranuan dhe së bashku dolën nga salla e madhe. Meqë nuk kishte asgjë tjetër për të bërë, ndërsa po e pushtonte ndjenja se të paktën do t'i kishte pëlqyer të merrte pjesë në atë që po ndodhte aty rrotull, Qukalashi u zvarrit pas tyre. Më së pari ata hynë në dhomën e pritjes, pastaj zbritën teposhtë një korridori të ngushtë me tavan xhami dhe hynë në një dhomë, ku disa shërbëtorë të përgjumur kërcyen përpjetë nga një divan sapo i panë. Më së fundi, pasi kaluan edhe një varg tjetër dhomash, Rabeku i ri dhe shoqëria arritën te dhoma e vogël e bilardos e nisi loja.

Qukalashi nuk luante asnjë lojë tjetër veç letrave. Qëndroi pranë tryezës dhe po i shihte pa ndonjë interes lojtarët, që me steka në duar vinin rrotull me xhaketat e zbërthyera, hidhnin romuze dhe bërtisnin fjalë që ai nuk i kuptonte dot. Lojtarët as që e vinin re, vetëm i ktheheshin dhe i thoshin 'Na falni', kur ndonjëri pa dashur ndeshej me të me bërryl ose e prekte me stekë. Që përpara se të mbaronte loja e parë, ai u mërzit dhe po e shihte se nuk ia vinte veshin njeri, domethënë më mirë . . . Po e tërhiqte përsëri salla e vallëzimit dhe u nis.

Ndërsa po kthehej atje, i ndodhi një aventurë

e vogël. Në gjysmë të rrugës e pa që ishte ngatërruar, e mbante mend fare mirë se duhej të kalonte atje ku ishin ata tre shërbëtorët e përgjumur, porse tashmë kishte përshkuar pesë a gjashtë dhoma dhe ata shërbëtorët dukej sikur ishin tretur në ajër. E kuptoi se kishte bërë gabim, u kthye mbrapsht nga kishte ardhur dhe ktheu më të djathtë, mirëpo përsëri doli në një dhomë të vogël, me pak dritë, të cilën nuk e kishte parë kur kishte shkuar te salla e bilardos. Ndali për një minutë, e hapi së pari derën nga kishte hyrë dhe plotësisht i vendosur hyri në një dhomë krejt të errët. Përpara shihte një dritë që vinte nga një plasë në derë dhe më përtej vinte tingëllimi i mbytur i një mazurke të trishtë. Këtu dritaret kishin qenë të hapura po ashtu si në sallën e vallëzimit dhe ai ndiente erën e plepave, të jargavanëve e të trëndafilave . . .

Qukalashi ndali, i pasigurtë se çfarë të bënte më tej . . Pikërisht atëherë u shtang, kur dëgjoi disa hapa të shpejtuar, fëshfërimën e një fustani dhe zërin e një femre, që pëshpëriste pa frymë 'Ah, më në fund!' Qafën e tij e përfshinë dy krahë të butë, me erë të mirë (pa dyshim, ishin të një gruaje), një faqe e ndezur u puthit pas tij dhe njëkohësisht u dëgjua zhurma e një të puthure. Por menjëherë pas puthjes ajo femra nxori një britmë të dobët dhe u

tërhoq pas e neveritur, ose ashtu iu duk Qukalashit.

Ai ishte gati t'ia jepte të qarit dhe u sul drejt plasës me dritë te dera.

Zemra po i dilte nga kraharori, kur u kthye në sallë, ndërsa duart i dridheshin aq dukshëm, sa i fshehu menjëherë prapa kurrizit. Në fillim po e mundonte turpi dhe kishte frikë se cilido aty e dinte që sapo e kishin përqafuar e puthur, dhe kjo e bënte të pavendosur e të vështronte rrotull me ankth. Por kur e bindi veten se cilido po vallëzonte për vete dhe po pëshpëriste thashethemet po aq qetësisht sa më parë, iu ngjall një ndjesi e një lloji tërësisht të ri, që kurrë në jetën e vet nuk e kishte provuar më parë. Po ndodhte diçka e çuditshme me të . . . pak çaste më parë e kishin përqafuar dy duar erëmira, që dukeshin sikur ishin lyer me vaj të mirë. Ndërsa në faqen e majtë, pikërisht pranë mustaqeve kishte një ndjesi të lehtë, të këndshme, të ftohtë, ngacmuese, si ajo që provon njeriu nga pikat e mentes dhe sa më shumë e fërkonte vendin, aq më i fortë bëhej cimbimi. Që nga koka e deri te këmbët e kishte përfshirë një ndjenjë e re e çuditshme, e cila për çdo çast po bëhej edhe më e fortë. I hipi qejfi të vallëzonte, t'u fliste të gjithëve, të dilte në kopsht, të qeshte me të madhe. I harroi tërësisht gërmuqjen e vet, pamjen e rëndomtë, basetat si të

rrëqebullit dhe 'dukën e turbullt' (i kishte rastisur një herë të dëgjonte një zonjë që e kishte cilësuar ashtu). Kur i kaloi pranë e shoqja e Rabekut, i lëshoi një buzëqeshje aq të madhe e të ngrohtë, saqë ajo ndali dhe i hodhi një vështrim mjaft hetues.

- Më pëlqen shumë shtëpia juaj, - i tha ai duke rregulluar syzet.

Gruaja e gjeneralit vuri buzën në gaz dhe iu përgjigj, se shtëpia ende ishte e të atit. Pastaj e pyeti, a i kishte gjallë prindët, sa kohë kishte në ushtri, përse ishte aq i dobët e kështu më tej . . . Pasi u përgjigj Qukalashi, ajo u largua, duke e lënë me një buzëqeshje edhe më të ngrohtë, ndërsa po mendonte se e rrethonin njerëzit më të mrekullueshëm në botë . . .

Tashti Qukalashi po hante e pinte automatikisht gjithçka po shtrohej në tryezën e ngrënies, i shurdhër ndaj gjithçkaje, ndërkohë që po orvatej t'i gjente ndonjë shpjegim asaj që sapo kishte ndodhur. Ishte një incident i fshehtë, romantik, por jo dhe aq i vështirë për ta shpjeguar. Pa dyshim ndonjë vajzë ose ndonjë grua e re e martuar kishte lënë takim me ndonjë burrë në atë dhomën e errët, kishte pritur një farë kohe dhe pastaj gabimisht e kishte marrë Qukalashin për trimin e vet, duke qenë me nerva të acaruara. Ky ishte

shpjegimi më i pranueshëm, aq më tepër meqë Qukalashi kishte mbetur i pavendosur në mes të dhomës, çka e kishte bërë të dukej sikur po priste dikë . . .

"Por kush *qe* ajo?" po mendonte, ndërsa vëzhgonte fytyrat e zonjave. "Duhet të jetë e re, sepse gratë e moshuara nuk lënë takime. Dhe qe e zgjuar, këtë mund ta them nga fëshfëritja e fustanit të saj, nga era, nga zëri i saj."

Ia nguli sytë vajzës me fustanin jargavan dhe i duk shumë tërheqëse. Kishte krahë e supe të hijshme, fytyrë të zgjuar dhe një zë të bukur. Ndërsa po e vështronte, Qukalashit i hipi dëshira për *atë*, për asnjë tjetër, që të ishte e huaja e mistershme . . . Por ajo ia dha një të qeshure mjaft të shtirë dhe rrudhi hundën e gjatë, e kështu u duk mjaft e moshuar. Atëherë ai iu kthye biondines me të zeza. Ajo ishte më e re, më e thjeshtë dhe më pak e kërcyer, me tëmthat tërheqës dhe gjerbte me hijeshi kupën e verës. Tashti Qukalashi dëshironte që ajo të kishte qenë e huaja. Mirëpo mjaft shpejt zbuloi, se ajo kishte një fytyrë pa lezet, prandaj iu kthye fqinjes së saj . . . Po vriste mendjen: "Vështirë ta thuash, po sikur të kisha mundësinë të merrja supet e llërët e vajzës me fustan jargavan, të shtoja tëmthat e biondines, pastaj t'i merrja sytë nga vajza

në të majtë të Llobitkos, *atëherë*." Ai i shkriu të gjitha në një të vetme, e kështu iu përftua imazhi i vajzës, e cila e kishte puthur, imazhi të cilin e dëshironte aq fort, por që nuk mund ta gjente mes mysafireve rreth tryezës.

Pas darke oficerët të ngjeshur mirë e tashmë pak të pirë, nisën të përshëndeteshin dhe të shprehnin falënderimet. Edhe një herë i zoti i shtëpisë kërkoi të falur, që nuk mund t'i mbante për të fjetur.

- Gëzohem zotërinj, gëzohem shumë, - po thoshte gjenerali dhe këtë radhë këtë kishte ndër mend, ndoshta sepse njerëzit kur u thonë lamtumirë miqve zakonisht janë më të çiltër dhe me humor më të mirë, sesa kur i presin.

- U kënaqa shumë! Me gjithë qejf ju pres të vini përsëri kurdoherë tjetër, prandaj mos rrini si në ndonjë ceremoni. Cilën rrugë do të merrni? Nga ajo më sipër? Jo, kaloni përmes kopshtit, i bie më shkurt.

Oficerët dolën në kopsht, ku, pas dritave dhe zhurmës së madhe brenda, dukej errësirë e madhe dhe qetësi. Deri te porta nuk folën asnjë fjalë. Ishin gjysmë të dehur, të gëzuar e të kënaqur, mirëpo errësira dhe qetësia i bënë të pushonin për t'u menduar pak. Ndoshta po mendonin njësoj si

Qukalashi: a do të vinte ndonjëherë ajo ditë, që edhe ata të kishin një shtëpi të madhe, një familje, një kopsht, kur edhe *ata* do të kishin mundësinë të ftonin njerëz (sado mëtim i madh që të ishte ky), t'i gostisnin mirë, t'u jepnin për të pirë sa të deheshin e t'i bënin të lumtur?

Ndërsa po kapërcenin portën e kopshtit, nisën menjëherë të flisnin të gjithë, pa asnjë arsye të dukshme, dhe po qeshnin me zë të lartë. Tashmë po zbrisnin teposhtë shtegut që të nxirrte te lumi dhe pastaj kalonte përgjatë buzës së ujit, duke dredhuar mes shkurreve, pellgjeve të vogla me ujë dhe shelgjeve që varnin degët mbi lumë. Mezi dukeshin shtegu dhe bregu, ndërsa ana larg përtej ishte e zhytur në errësirë. Aty-këtu shiheshin pasqyrime të yjeve në ujë, që dridhëronin dhe copëtoheshin në njolla të vogla, si e vetmja shenjë se lumi rridhte me shpejtësi. Kishte rënë qetësi e plotë. Këmbëqirithët e përgjumur cicëronin larg nga bregu përtej dhe nga ana e afërt një bilbil te një kaçubë ia jepte këngës rrjedhshëm, sikur nuk i vinte re oficerët që po kalonin.

Burrat ndalën të pushonin pranë kaçubes, madje edhe e prekën, por bilbili nuk e ndërpreu këngën.

- Ky na qenka zog për ne! - u dëgjuan ca zëra

miratues. - Ja ku kemi qëndruar, fare pranë tij, dhe ai as e çan kokën! Çfarë zuzari!

Më në fund shtegu ktheu përpjetë dhe doli në rrugën sipër te gardhi i kishës. Oficerët ishin lodhur nga ngjitja përpjetë kodrës dhe u ulën ta ndiznin një cigare. Në bregun e përtejmë mezi shquhej një dritë e kuqe e mjegullt dhe po vrisnin kohën, duke u përpjekur ta gjenin nëse ishte një zjarr fushimi, një dritë në një dritare apo diçka tjetër . . . Qukalashi i hodhi sytë andej dhe përfytyroi se drita po vezullonte për të e po i buzëqeshte, sikur ta dinte gjithë atë punën e puthjes.

Kur arriti te vendi për të fjetur, Qukalashi u zhvesh shpejt e shpejt dhe u shtri. Në po atë kazermë ishin dhe Llobitkoja e togeri Merzljakov, një i ri i sjellshëm, mjaft i qetë, të cilin në rrethin e tij të vogël e mbanin për të edukuar mirë. Gjithmonë lexonte gazetën *Lajmëtari i Europës* kur i binte në dorë dhe e merrte me vete kudo që shkonte. Llobitkoja u zhvesh, eci për ca kohë poshtë e përpjetë, me shprehjen e një njeriu të pakënaqur dhe dërgoi ordinancën për t'i sjellë ndonjë birrë.

Merzljakovi u shtri, vuri një qiri afër jastëkut dhe u zhyt në leximin e gazetës *Lajmëtari i Europës*.

Qukalashi po vriste mendjen "Kush *qe* ajo?", ndërsa sytë i kishte mbërthyer në tavanin e zymtë. Ende ndiente në qafë sikur t'ia kishin lyer me vaj të

mirë dhe rreth buzëve kishte ndjesinë pickuese tamam si të pikave të mentes. I vinin vegime fluturake të supeve dhe të llërëve të vajzës me fustan jargavan, të tëmthave e të syve gjithë besim të biondes në të zeza, të fustanit e të stolive të saj. U përpoq t'i nguliste fort në mendje këto vegime, porse ato i vinin rrotull si në valle, treteshin e dridhëronin. Kur vegimet iu fshinë tërësisht në sfondin e errësuar që i shfaqet kujtdo kur i mbyll sytë, ai nisi të ndiente ca hapa të ngutur, fustane fëshfëritëse, tingullin e një të puthure dhe e mbërtheu një ndjenjë gëzimi e pashpjegueshme, gjithëpërfshirëse. Ndërsa ishte lëshuar tërësisht në krahët e saj, dëgjoi ordinancën që u kthye dhe njoftoi se nuk kishte gjetur birra. Llobitkoja u zemërua keq dhe nisi përsëri të endej poshtë e përpjetë.

- A nuk ju thashë se është fare idiot? - tha ai, duke ndalur në fillim përballë Qukalashit, pastaj Merzljakovit. - Njeriu duhet të jetë kokëshkëmb dhe idiot, që të kthehet pa asnjë birrë! Një horr burrë, apo jo!

- Është e natyrshme, që të mos gjesh asnjë birrë në këtë vend, - tha Merzljakovi, pa i shkëputur sytë nga *Lajmëtari i Europës.*

- Vërtet kështu mendoni? - nuk iu nda

Llobitkoja. - Për perëndi, më ço mua në hënë po deshe dhe menjëherë do të të gjej atje birra e gra! Po shkoj që tani dhe do t'jua gjej . . . Po nuk e bëra, të më pështyni në fytyrë.

Ai u vesh ngadalë dhe mbathi çizmet e gjata. Pastaj e mbaroi cigaren pa folur dhe doli.

"Rabek, Grabek, Labek," po belbëzonte duke kaluar korridorin. ' "Më duket sikur nuk po eci me këmbët e mia, ta hajë dreqi! Dalim për një shëtitje të vogël, Qukalash?"

Nuk mori përgjigje, prandaj u kthye mbrapsht, u zhvesh ngadalë dhe hyri në shtrat. Merzljakovi psherëtiu, e hoqi mënjanë *Lajmëtarin e Europës* dhe shoi qiriun.

- Hëm, - mërmëriti Llobitkoja, ndërsa thithte cigaren në errësirë.

Qukalashi i tërhoqi batanijet për të mbuluar kokën, u mbështoll kruspull dhe u përpoq të zhytej përsëri në vegimet fluturake, që i përshkonin mendjen e shkriheshin në një imazh të ngulur. Mirëpo nuk i doli gjë. Pas pak i erdhi gjumë dhe mendimi i fundit qe sikur dikush po e përkëdhelte e po e lumturonte, diçka e pazakontë dhe absurde, por megjithatë tejet e këndshme dhe e gëzueshme, që i kishte ardhur në jetën e tij. Ndërkohë edhe ëndrrat u përqendruan rreth këtij mendimi të vetëm.

Kur u zgjua, i ishin zhdukur ndjesia e vajit në faqe dhe pickimi i mentes afër buzëve, porse gëzimi i ditës së djeshme ende ia mbushte zemrën. Po vështronte i kënaqur kornizat e dritares, që tashmë i kishte praruar dielli duke lindur, ndërsa u vinte veshin zhurmave të rrugës. Jashtë, mu poshtë dritares, po dëgjonte ca zëra të lartë: të Lebedeckit, komandantit të baterisë së Qukalashit, i cili sapo kishte ardhur me brigadën dhe po i bërtiste rreshterit vetëm e vetëm se e kishte harruar, që mund të fliste edhe pa bërtitur.

- Ke gjë tjetër! - uturinte ai.

- Kur po e mbathnin dje, zotëri, dikush i nguli një thumb në thundër Pëllumbit. Veterineri i vuri uthull e baltë sipas rregullit dhe po e mbajnë kalin nën fre, veçan nga të tjerët. Mekaniku Artemjev dje u bë tapë dhe togerit iu desh ta lidhte te shtrati i një topi fushor stërvitor.

Rreshteri kishte edhe ca gjëra të tjera për të raportuar. Karpovi i kishte harruar shiritat e rinj për daullet dhe kunjat për çadrat, ndërsa oficerët mbrëmjen e kaluar kishin qenë mysafirë te gjenerali fon Rabek. Gjatë bisedës u shfaqën në dritare koka dhe mjekra e kuqe e Lebedeckit. Ai i zgurdulloi sytë e vet dritëshkurtër nga drejtimi i oficerëve përgjumshëm dhe u tha mirëmëngjesin.

- A janë punët në rregull? - pyeti ai.

- Një nga kuajt është dëmtuar në zverk për shkak të qafores së re, - u përgjigj Llobitkoja duke gogësirë.

Komandanti psherëtiu, u mendua për një hop dhe tha me zë të lartë: - Po vras mendjen a t'i bëj edhe unë një vizitë Aleksandrës, vërtet më duhet të shkoj e të shoh si është me shëndet. Epo, mirupafshim tani, do t'ju arrij përsëri në mbrëmje.

Pas një çerek ore brigada u nis. Kur po kalonte përbri hambarëve të gjeneralit, Qukalashi vështroi nga e djathta, ku ishte shtëpia. Grilat ishin ulur në të gjitha dritaret. Ishte e qartë se të gjithë ende po flinin. Gjithashtu ishte duke fjetur dhe vajza, që e kishte puthur Qukalashin një ditë më parë. U përpoq ta përfytyronte sesi po flinte dhe iu shfaq një pamje e qartë e dritareve të hapura më dysh, degët e vogla të njoma që hynin në dhomën e saj të fjetjes, freskia e mëngjesit, kundërmimi i plepave, jargavanëve e trëndafilave, shtrati i saj dhe karrigia me atë fustanin që kishte fëshfërirë mbrëmjen e kaluar hedhur mbi të, pantoflat e vogla, një orë mbi tryezë. Mirëpo tiparet e vërteta të asaj fytyre, ajo buzëqeshja e përgjumur, gjithçka ishte e veçantë për të, i rrëshqisnin nga përfytyrimi si bulat e zhivës përmes gishtave. Pasi kishin ecur nja

treqind metra, ktheu kokën pas. Kisha e verdhë, shtëpia, lumi dhe kopshti ishin zhytur në dritën e diellit, ndërsa lumi, me brigjet e gjelbra të ndritshme dhe ujërat që pasqyronin qiellin e kaltër e argjendin që vezullonte aty-këtu dukeshin shumë të bukura. Qukalashi i hodhi një vështrim të fundit Mesteçkit dhe ndjeu një dëshpërim aq të madh, sikur po i thoshte lamtumirë diçkaje shumë të afërt dhe të shtrenjtë për të.

Kurse përpara e prisnin vetëm pamje të mërzitshme, të njohura prej kohësh. Në të dy anët e rrugës shtriheshin ara me thekër e hejdë të re, ku vërtiteshin sorrat. Me aq sa i kapte syri përpara, dukeshin vetëm pluhuri e zverqet e ushtarëve; kurse nga pas ishte po ai pluhur dhe po ato fytyra. Brigadën e printe një pararojë prej katër ushtarësh me shpata dhe prapa tyre ecnin pjesëtarët e korit ushtarak, të ndjekur nga trumbetierët. Herë pas here, ashtu si mbajtësit e pishtarëve në një shpurë varrimi, pararoja dhe këngëtarët i prishnin largësitë e rregullta dhe kapërcenin mjaft përpara. Qukalashi kalëronte përbri topit të parë fushor të baterisë së pestë dhe mund t'i shihte ato të katra përpara. Këta varganë të gjatë, të rëndë, që formohen prej brigadave në marshim, mund t'u bëjnë përshtypje civilëve si tepër të veçantë, një katrahurë e

pakuptueshme, kurse njerëzit jo ushtarakë as mund ta marrin vesh përse një top i vetëm fushor duhet të shoqërohet nga kaq shumë ushtarë, përse duhet ta tërheqin kaq shumë kuaj të lidhur me pajime aq të çuditshme, si të ishte një send vërtet i rëndë e i tmerrshëm. Porse Qukalashi e kuptonte gjithçka për bukuri dhe për këtë arsye i ndiente tërësisht të mërzitshme. Prej kohësh e dinte përse një nënoficer shulak gjithmonë kaloron bashkë me oficerin në krye të secilës bateri dhe përse quhet kalorësi i parë. Menjëherë pas këtij nënoficeri vijnë kalorësit në pjesën e parë dhe pastaj të mesme të çiftit të kuajve tërheqës. Qukalashi e dinte se kuajt në të majtë ishin kuaj shale, ndërsa ata në të djathtë ishin rezervë, e të gjitha këto të ngjallnin mërzi të madhe. Kalorësit pasoheshin prej dy kuajve të shtizës, mbi njërin rrinte hipur një prej kalorësve, që ende e kishte mbi kurriz pluhurin e ditës së djeshme, kurse te kofsha e djathtë kishte të mbërthyer një copë të rëndë druri, që dukej mjaft për të qeshur. Qukalashi e dinte përse shërbente ajo dhe nuk i dukej për të qeshur. Të gjithë kalorësit i tundnin kamxhikët automatikisht dhe herë pas here bërtisnin, Kurse vetë topi fushor ishte diçka e shëmtuar. Në parakarretë kishte thasë me tagji, të mbuluar me mushama, kurse vetë topi ishte i

mbuluar me thasë të vegjël, me çanta shpine dhe me kazanë të varur: i ngjante një kafshe të vogël të parrezikshme, të cilën për ndonjë arsye e kishin rrethuar njerëz e kuaj. Nga ana e mbrojtur prej erës po vraponte një grup prej gjashtë vetash, duke tundur krahët. Pas topit vazhdonin nënoficerë të tjerë, kalorës, kuaj tërheqës dhe një top tjetër fushor, po aq i shëmtuar dhe kaba sa edhe i pari, duke lëvizur rëndë nga pas. Pas topit të dytë vinte i treti, më tej i katëri me një oficer që kalëronte përbri (për një brigadë ka gjashtë bateri dhe për një bateri katër topa). I gjithë vargani shtrihej nja treqind metra dhe përfundonte me karrot e plaçkave, ku një krijesë mjaft e këndshme zvarritej mendueshëm, me veshët llapushë të varur: ishte Magari, gomari i blerë në Turqi nga një komandant baterie.

Qukalashi vështronte pa qejf gjithë ato zverqe e fytyra përpara e prapa tij. Në çdo rast tjetër do të ishte kotulluar nga gjumi, porse tashti ishte kredhur në ca mendime të reja, të këndshme. Kur u nis në fillim brigada, ishte përpjekur ta bindte veten se incidenti me puthjen kishte qenë një farë aventure e parëndësishme, e mistershme dhe se në thelb ishte diçka e rëndomtë e tepër qesharake për ta menduar thellë. Por mjaft shpejt e hoqi mënjanë logjikën dhe u lëshua në krahët e ëndërrimeve. Në

fillim e përfytyroi veten në dhomën e pritjes të fon Rabekut, ulur pranë një vajze që u ngjasonte të dyjave: vajzës me fustanin jargavan dhe biondes në të zeza. Pastaj i mbylli sytë dhe e përfytyroi veten me një tjetër, një vajzë krejt të huaj, me tipare krejt të papërcaktuara: në mendimet e tij ai i fliste, e përkëdhelte dhe i mbështeste kokën në sup. Pastaj po mendonte për luftën e ndarjet, ribashkimin, darkën me gruan e me fëmijët . . .

- Fort frenat! - ushtonte komanda sa herë që ata zbrisnin teposhtë. Edhe ai e dha atë komandë fort, por pati frikë se mos britmat e veta do t'ia thërrmonin ëndrrat me sy hapët e do ta kthenin përsëri në realitet.

Kur kaluan pranë një prone, Qukalashi u zgjat sipër gardhit për të parë brenda në kopsht. Aty i zuri syri një rrugicë të gjatë me pemë anash, të drejtë si vizore, të shtruar me rërë të verdhë dhe me mështekna të reja në të dy anët. Me padurimin e një njeriu, që është dorëzuar përpara ëndrrave me sy hapët, përfytyroi ca këmbë të vockla femre që ecnin përmbi rërë. Dhe krejt papritur pati një pamje mendore të qartë për vajzën që e kishte puthur, për vajzën që ishte përpjekur ta konkretizonte mbrëmjen e kaluar gjatë darkës. Ky imazh iu ngulit në mendje dhe nuk do t'i shqitej më.

Në mesditë dikush bërtiti nga karroca në prapavijë: "Vini re, shikimi majtas! Oficerë!"

Në një karrocë të hapur, të tërhequr nga dy kuaj të bardhë, kaloi anash gjenerali i brigadës. Ai dha urdhër të ndalej pranë baterisë së dytë dhe bërtiti diçka, që askush nuk e kuptoi. Disa oficerë vrapuan me galop pranë tij, edhe Qukalashi mes tyre.

- Hë, si është puna? - pyeti gjenerali me sytë e kuq që i shndritën. - Mos është njeri sëmurë?

Kur mori përgjigjen, gjenerali trupvogël e lëkurërreshkët u përtyp për një hop, u mendua dhe pastaj iu kthye njërit prej oficerëve: "Një prej drejtuesve te topi i tretë e ka hequr gjunjaken dhe ajo dreq ka mbetur varur te parakarreta. Jepini një qortim!"

I hodhi sytë te Qukalashi dhe vazhdoi: "Po më vret sytë që pajimet tuaja nga pas janë tepër të gjata."

Pas disa komenteve të tjera të lodhshme, gjenerali vështroi Llobitkon dhe u ngërdhesh. "Dukeni shumë i rënë sot, togeri Llobitko. Po lëngon për zonjën Llopuhov, apo jo? Zotërinj, ky po na lëngon për zonjën Llopuhov!"

Zonja Llopuhov ishte një grua shtatgjatë, topolake, që i kishte kapërcyer prej kohësh të dyzetat. Gjenerali, të cilit i pëlqenin gratë

trupmëdha, pavarësisht nga mosha, dyshonte se edhe oficerët e tij kishin pasione të njëjta. Ata buzëqeshën me mirësjellje. Pastaj gjenerali, i kënaqur me veten se kishte bërë vërejtje therëse mjaft argëtuese, ia dha një të qeshure, i ra nga pas karrocierit dhe i përshëndeti. Karroca u largua.

"Të gjitha gjërat që po i shoh në ëndërr tashti dhe që duken të pamundura, të përtejme nga kjo botë, në të vërtetë janë shumë më të rëndomta", po mendonte Qukalashi, ndërsa vështronte retë e pluhurit që ngriheshin pas karrocës së gjeneralit. "Janë kaq të rëndomta, kushdo i përjeton . . . Edhe gjenerali, për shembull. Dikur kishte rënë në dashuri, tashti është i martuar, me fëmijë. Kapiteni Vahter është i martuar dhe e duan, ndonëse ka një qafë tejet të shëmtuar, të kuqe, dhe bel nuk ka fare. Sallmanovi është i vrazhdë e ngjan tamam si ndonjë tartar, por edhe *ai* bëri dashuri e përfundoi me martesë. Edhe unë jam njësoj si gjithë të tjerët . . . herët a vonë do ta bëj edhe unë atë që kanë bërë ata . . ."

Nga mendimi se edhe ai ishte një njeri i rëndomtë, që bënte një jetë të rëndomtë, u kënaq e mori zemër. Tashti ishte trimëruar aq sa ta përfytyronte të gjallë *atë* dhe lumturinë e vet si ia

donte qejfi, prandaj u lëshoi udhë të lirë përfytyrimeve të veta.

Në mbrëmje, kur brigada kishte arritur te vendi i caktuar, dhe oficerët po preheshin nëpër çadra, Qukalashi, Merzljakovi dhe Llobitkoja u mblodhën rreth një cungu dhe hëngrën darkë. Merzljakovi bëri të veten, vuri *Lajmëtarin e Europës* mbi gjunjë dhe nisi ta lexonte, ndërkohë që përtypte ngadalë ushqimin.

Llobitkoja fliste pa prerë dhe bënte e ç'bënte mbushte gotën me birrë, ndërsa Qukalashi, që e kishte kokën mjaft të turbullt nga ëndërrimi gjatë gjithë ditës, nuk hapi gojë ndërsa pinte. Tri gota e sollën në qejf, por e ligështuan dhe ndjeu një shtysë të papërmbatjur për t'ua thonë shokëve ndjenjat e veta të reja.

- Më ndodhi një gjë e çuditshme te Rabekët, - nisi ai, duke u përpjekur të shtirej i ftohtë dhe sarkastik. - E dini që vajtëm te salla e bilardos . . .

Nisi t'u tregonte me hollësi të madhe gjithçka për puthjen, por pas një çasti e mbylli gojën. Në një minutë ua kishte rrëfyer gjithçka dhe u habit me veten, kur e pa sesa pak kohë ishte dashur për ta treguar ngjarjen e vet: kishte përfytyruar se do t'i duhej gjithë mëngjesi për ta thënë. Pasi e dëgjoi ngjarjen, Llobitkoja, i cili ishte një gënjeshtar i madh

dhe prandaj mosbesues i madh për vete, e vështroi me mosbesim dhe u ngërdhesh. Merzljakovi i rrudhi vetullat dhe nuk i shqiti sytë nga *Lajmëtari i Europës,* ndërkohë që foli me qetësi:

- Dreqi e merr vesh si ta kuptosh këtë! T'i hidhesh në qafë një të panjohuri pa thënë në fillim asnjë fjalë . . . Do të ketë qenë e cokur nga trutë . . .

- Me siguri ndonjë neurotike, - e pranoi Qukalashi.

- Diçka e tillë më ka ndodhur edhe mua një herë, - tha Llobitkoja, duke marrë pamjen sikur kishte frikë. - Vitin e kaluar po udhëtoja për Kovno . . . në klasën e dytë të trenit. Vagoni ishte përplot dhe nuk mund të merrje një sy gjumë. Prandaj faturinos i dhashë gjysmë ruble bakshish . . . ai më mori bagazhin dhe më gjeti një cep në vagonin e fjetjes. U shtriva dhe u mbulova me një batanie. Më kuptoni, ishte errësirë. Befas dikush më preku në sup dhe po më lëshonte frymën mbi fytyrë. Lëviza krahun, kur preka një bërryl. I hapa sytë dhe, e merrni dot me mend!, ishte një grua. Me sy të zinj, me buzë të kuqe si salmoni i cilësisë më të mirë, ndërsa flegrat shfrynin pasion e gjoksi ulej e ngrihej si pompë! . . .

- Prit një minutë, - e ndërpreu Merzljakovi me qetësi. - Nuk e vë në dyshim atë që the për

gjoksin e saj, po si mund t'ia shihje buzët në atë errësirë?

Llobitkoja u përpoq ta dridhte, duke e kthyer në shaka se Merzljakovi ishte i trashë nga trutë dhe kjo e acaroi Qukalashin. U ngrit, u largua nga cungu, u shtri dhe u betua se kurrë herë tjetër nuk do t'ia thoshte ndokuj të fshehtat e veta.

Jeta e fushimit hyri në rrjedhën e vet të zakonshme. Ditët rrëshqisnin si njëra tjetra pa pikë dallimi. Gjithë kohën Qukalashi ndiente, mendonte dhe sillej si dikush që ka rënë në dashuri. Kur ordinanca i sillte ujë në mëngjes, e hidhte mbi kokë dhe gjithnjë i kujtohej se kishte diçka të bukur e të dashur në jetën e tij.

Mbrëmjeve, kur shokët e tij oficerë bisedonin për dashurinë e femrat, ai dëgjonte me vëmendje, ulur pranë tyre dhe me pamjen e zakonshme të një ushtari, që dëgjon histori betejash, në të cilat kishte marrë pjesë vetë. Ato mbrëmje kur oficerët më të lartë, të drejtuar nga 'intendenti' Llobitko, kryenin 'mësymje' në fshatin pranë, me një stil tamam si Don Zhuanë, Qukalashi bashkohej me ta dhe gjithherë kthehej me një ndjenjë trishtimi, thellësisht fajtor, duke iu përgjëruar *asaj* që ta falte. Gjatë kohës së lirë ose netëve kur nuk e zinte gjumi dhe i hipte dëshira për të rikujtuar ditët e fëmijërisë,

prindët, gjithçka të afërt e të shtrenjtë për të, zakonisht e kapte veten se në vend të këtyre i shkonte mendja te Mesteçki, te ai kali i çuditshëm, te fon Rabeku me të shoqen, e cila ngjante me perandoren Eugjenia, te dhoma e errët me plasën e ndriçuar në derë.

Më 31 gusht ai u largua nga fushimi, por jo me brigadën e vet, sepse vajti me dy bateri. Gjithë rrugës shihte ëndrra me sy hapët dhe u entuziazmua sikur po shkonte në shtëpi. Donte me gjithë shpirt ta shihte përsëri atë kalin e çuditshëm, kishën, ata Rabekët e shtirur, dhomën e errët. Një zë i brendshëm, i cili kaq shpesh i gënjen ata që bien në dashuri, i pëshpëriste se ishte *e thënë* që ta shihte përsëri atë. Dhe e mundonin të tilla pyetje: si do ta rregullonte një takim, çfarë do t'i thoshte ajo, a e kishte harruar të puthurën? Nëse puna do të shkonte keq e më keq, të paktën do të kishte kënaqësinë që të ecte nëpër atë dhomën e errët dhe t'i ngjalleshin kujtimet . . .

Aty nga mbrëmja u shfaqën në horizont kisha e njohur dhe hambarët e bardhë. Zemra po i kërcente nga gjoksi. Nuk po e dëgjonte se çfarë i thoshte oficeri që udhëtonte përbri me të, i kishte dalë gjithçka nga mendja dhe po vështronte i etur nga lumi, që shkëlqente në largësi, te kodra sipër

me pëllumbat që flatronin në dritën e diellit në të perënduar.

Ndërsa po i afrohej kishës dhe dëgjoi intendentin që fliste, po priste çdo sekondë një lajmëtar që të shfaqej hipur mbi kalë prapa gardhit dhe t'i ftonte oficerët për çaj . . . por intendenti e lexoi listën e shpërndarjes së oficerëve, ata zbritën nga kuajt dhe hynë në fshat, ndërsa nuk erdhi asnjë lajmëtar.

"Fshatarët do t'i thonë Rabekut se kemi ardhur dhe ai do të dërgojë njeri për ne" mendoi Qukalashi ndërsa po hynte në kazermën për të. Nuk po e kuptonte dot përse një shoku i tij oficer po ndizte një qiri, përse ordinancat po nxehnin me ngut samovarët.

E kishte mbërthyer një ndjenjë e acartë ankthi. U shtri, pastaj u ngrit dhe hodhi sytë jashtë dritares për të hetuar se mos po vinte kasneci. Por nuk dukej njeri. U shtri përsëri, porse u ngrit përsëri pas gjysmë ore, i pazoti ta nënshtronte ankthin e brendshëm, doli në rrugë dhe u nis nga kisha.

Sheshi afër gardhit ishte i shkretë dhe i errët. Disa ushtarë rrinin në radhë në majë të një sopi dhe nuk flisnin. Kërcyen kur e panë Qukalashin dhe i dhanë përshëndetjen. Ai iu përgjigj përshëndetjes dhe zbriti teposhtë shtegut të njohur.

Gjithë qielli mbi bregun e përtejmë ishte i

përmbytur nga ngjyra e kuqërremtë; po dilte hëna. Dy fshatare po flisnin me zë të lartë dhe po mblidhnin gjethe lakre, ndërsa kalonin buzë një kopshti perimesh. Përtej kopshteve shquheshin ca kasolle të errëta. Në bregun afër gjithçka ishte si atëherë në maj: shtegu, kaçubet, shelgjet e varura mbi lumë... mungonin vetëm kënga e guximshme e bilbilit dhe plepat erëmirë e bari i njomë. Qukalashi arriti te kopshti dhe nguli sytë përtej portës. Ishte errët e qetësi dhe mundi të shihte trungjet e bardha të mështeknave më të afërta, kurse aty-këtu shquheshin njolla të vogla të rrugicës, por gjithçka tjetër ishte shkrirë në një masë të vetme të zezë. Qukalashi vështroi me ngulm, vuri veshin gjithë vëmendje dhe pasi qëndroi e priti për afër një çerek ore, pa dëgjuar asnjë zë e pa parë asnjë fije drite, u tërhoq zvarrë tutje prej andej . . .

Zbriti te lumi, ku mund të shihte kasollen në të cilën lahej gjenerali dhe peshqirët e varur në parmakët e urës së vogël. Vajti te ura, qëndroi për një hop dhe i preku peshqirët kot. Iu dukën të ftohtë e të ashpër. Hodhi sytë poshtë në ujë . . . rrjedha ishte e shpejtë dhe kalonte si shtjellë pothuaj e padëgjueshme përballë kapicave nga kasollet. Hëna e kuqërremtë pasqyrohej në ujë afër bregut të majtë; valëzat kalonin si rrudha nëpër

pasqyrimin, e shtynin dhe e thërrmonin në pllanga të vogla, sikur përpiqeshin ta rrëmbenin me vete.

"Çfarë budallai që jam, çfarë budallai!" po mendonte Qukalashi, ndërsa vështronte ujin rrjedhëshpejtë. Tashti, kur nuk kishte më asnjë shpresë, iu rishfaqën në një dritë të re aventura me atë puthjen, padurimi i vet, lëngimi i vagullt dhe zhgënjimi. Nuk e mendonte si diçka të çuditshme, që nuk kishte pritur kasnecin e gjeneralit, ose që kurrë nuk kishte për ta parë vajzën e cila e kishte puthur gabimisht. Përkundrazi, do ta kishte quajtur të çuditshme po ta *kishte* parë atë . . .

Ujët rridhte tutje dhe ai nuk e dinte as për ku e as përse; kishte rrjedhur po me aq shpejtësi në maj, kur nga një përrua i vogël fryhej e bëhej lumë i madh, derdhej në det, avullonte e shndërrohej në shi. Ndoshta këtu pranë po kalonte po ai ujë. E cili ishte qëllimi?

Dhe e gjithë bota, e gjithë jeta e goditi në kokë Qukalashin si diçka pa kuptim, si një shaka e kotë. Kur i largoi sytë prej ujit e i ngriti në qiell, iu kujtua sesi fati rastësisht e kishte ledhatuar, i veshur si një grua e panjohur. I thirri në kujtesë ëndrrat dhe vegimet e asaj vere dhe jeta e vet iu duk tmerrësisht e zbrazët, e mjerë, e pangjyrë . . . Kur u kthye te kazerma e vet, asnjë nga oficerët nuk ishte më atje.

Ordinanca njoftoi se të gjithë kishin shkuar te "gjenerali Fontrjabkin", ai kishte dërguar një lajmëtar kalorës me ftesën. Në zemër pati një vezullim gëzimi, por e ndrydhi menjëherë, u shtri në shtrat duke i hedhur çik fatit, sikur të kishte dashur t'ia përplaste zemërimin mbi kokë, dhe nuk shkoi te gjenerali.

# Një vizitë te miqtë
## (RRËFENJË)

Një mëngjes erdhi një letër.

Kuzminki, 7 qershor

I dashur Misha,

Na keni harruar fare, ju lutemi të na vini për vizitë sa më parë, kemi shumë dëshirë t'ju takojmë. Ejani sot. Zotëri i dashur, ju lutemi të rëna në gjunjë! Na bëni të shohim sytë tuaj të ndritshëm!

Presim me padurim t'ju shohim,

Ta dhe Va

Letrën e kishte dërguar Tatjana Aleksejevna Llosev, së cilës ia kishin vënë emrin e shkurtuar 'Ta', kur Podgorini kishte ndalur në Kuzminki nja dhjetë a dymbëdhjetë vjet më parë. Po kush ishte kjo 'Va?' Podgorinit iu kujtuan bisedat e gjata, e

qeshura me zemër, dashuriçkat, shëtitjet mbrëmjeve dhe ai vargan vajzash e grash të reja, që jetonin dikur në Kuzminki e në rrethinat fqinjë. I erdhi ndërmend edhe një fytyrë e çelur, e gjallë, e zgjuar, me preka, që shkonte aq mirë me flokët ngjyrë gështenjë: ishte e Varvara Pavllovnës, mikeshës së Tatjanës. Varvara Pavllovna kishte marrë një titull në mjekësi dhe punonte diku në një fabrikë përtej Tulës. Duket që kishte ardhur për të ndenjur në Kuzminki tashti.

"E dashur Va!" mendoi Podgorini, duke rënë në krahët e kujtimeve. "Çfarë vajze e mrekullueshme!"

Tatjana, Varvara dhe ai vetë ishin pothuaj të një moshe. Veçse ai atëherë kishte qenë thjesht një student, ndërsa ato ishin vajza për t'u martuar, domethënë në sytë e tyre ai ishte vetëm një djalosh. Edhe tashti, ndonëse ishte bërë avokat dhe kishin nisur t'i thinjeshin flokët, që të gjitha e trajtonin si ndonjë çunak, duke thënë se ende nuk kishte asnjë përvojë nga jeta.

Ato i pëlqenin shumë, po më tepër si një kujtim i këndshëm, sesa në vërtetë, me sa dukej. Nuk dinte gjë për jetën e tyre tani, e cila ishte e huaj dhe e pakapshme për të. Kurse kjo letër e shkurtër shakatore gjithashtu ishte diçka krejt e huaj

për të, e ndoshta e kishin shkruar pas shumë mundimesh e për një kohë të gjatë. Kur po e shkruante Tatjana, i shoqi, Sergej Sergejiçi, pa dyshim i kishte qëndruar pas mbi kokë. Kuzminkin asaj ia kishin dhënë në prikë vetëm gjashtë vjet më parë, por ky Sergej Sergejiçi tashmë e kishte çuar pronën drejt falimentimit. Sa herë që duhej bërë ndonjë pagesë banke ose hipotekimi, ata i drejtoheshin Podgorinit për këshilla ligjore. Për më tepër, dy herë i kishin kërkuar t'u jepte hua para. Kështu që ishte e qartë se edhe tani ose kërkonin këshilla, ose një hua tjetër.

Nuk e ndiente veten tashmë aq të joshur nga Kuzminki si më parë. Ishte një vend i mjerë. Kishin ikur tashmë të qeshurat dhe vërdallosjet, ato fytyrat e shkujdesura gjithë hare, ato takimet në netët e qeta nën dritën e hënës. Po ajo që ishte edhe më e rëndësishme, tashmë nuk ishin në afshin e rinisë. Ndoshta kjo e joshte atë vetëm si një kujtim, asgjë më tepër. Përveç Tasë dhe Vasë ishte dhe dikush, që quhej 'Na', motra e Tatjanës, Nadezhda, të cilën gjysmë me shaka, gjysmë me të vërtetë ato e thërrisnin të fejuarën e tij. Ai e kishte ndjekur derisa ishte rritur dhe të gjithë prisnin që të martohej me të. Dikur e kishte dashur dhe kishte pasur ndër mend t'i propozonte. Po ja ku kishte mbetur, tashmë

ishte njëzet e tre vjeç dhe ai nuk e kishte marrë për grua.

"Çudi që mori këtë rrugë," po vriste mendjen ndërsa e rilexoi letrën i turbulluar. "Vetëm se unë *nuk mund* të mos shkoj, ato do të fyheshin."

Në ndërgjegje i rëndonte mjaft që nuk kishte shkuar prej kohësh te Llosevët. I ra disa herë dhomës poshtë e përpjetë dhe u mendua gjatë, pastaj e përmblodhi vullnetin dhe vendosi të shkonte e t'u bënte një vizitë për nja tri ditë e ta shkarkonte barrën. Atje mund ta ndiente veten të lirë e të shkujdesur, të paktën deri në verën që do të vinte. Pas dreke, kur po bëhej gati të nisej në stacionin e Brestit, u tha shërbëtorëve se do të kthehej pas tri ditësh.

Me tren duheshin dy orë nga Moska në Kuzminki, pastaj nja njëzet minuta me karrocë nga stacioni, nga ku mund të shihej pylli i Tatjanës dhe ato tri shtëpitë e larta e të ngushta për pushime, që Llosevi (ai i kishte hyrë një sipërmarrjeje vitet e para pas martese) kishte nisur t'i ndërtonte, por asnjëherë nuk i kishte përfunduar. Ishte rrënuar nga këto shtëpi pushimi, nga projekte të ndryshme biznesi, nga udhëtimet e shpeshta në Moskë, ku hante drekë te Panairi Sllav dhe darkë te Ermitazhi, dhe përfundonte te Rruga e Bronit të Vogël ose te

kolibet e arixhinjve të quajtura Oborri i Xhambazëve, duke e quajtur këtë 'hedhje vickash'. Podgorinit vetë i pëlqente ta hidhte ndonjë gotë, ndonjëherë edhe më shumë, kurse me femra shkonte pa u bërë buzë, porse e bënte këtë në një mënyrë të përgjumur a të ftohtë, pa ndonjë kënaqësi të thellë. I vinte ndoht kur të tjerët lëshoheshin pas këtyre veseve me aq afsh. As i kuptonte dhe as i pëlqente njerëzit, të cilët mund ta ndienin veten më të lirë e më të shpenguar te Oborri i Xhambazëve, sesa në shtëpi me një grua të respektuar, ndërsa çfarëdo përzierje me racë tjetër i dukej si një gjë që u ngjitej rrodhe. Nuk çante kokën për Llosevin, pasi e quante një njeri të mërzitshëm, dembel, zuzar të vjetër, ndërsa disa herë kishte ndier neveri në shoqërinë e tij.

Sapo kaloi pyllin, e pritën Sergej Sergejiçi dhe Nadezhda.

- O mik i dashur, përse na ke harruar fare? - e pyeti Sergej Sergejiçi, e puthi tri herë dhe pastaj e rroku me të dy krahët për mesi. - Nuk na do më, plako.

Tiparet i kishte të ashpra, hundën të trashë dhe mjekrën të hollë, ngjyrë kafe të çelët. I krihte flokët mënjanë, që të dukej si një rus i thjeshtë tipik. Kur fliste, ta lëshonte frymën drejt e në fytyrë dhe

kur nuk ishte duke folur, e thithte ajrin rëndë nëpër hundë. I vinte zor ngaqë ishte rondokop dhe nga pamja si i kallajisur keq, ndërsa e nxirrte përpara gjoksin që të merrte frymë më lirisht, por kjo e bënte të dukej edhe më i fryrë.

Krahasuar me të, kunata e tij, Nadezhda, dukej si e avullt. Ishte hollake, flokëverdhë dhe me fytyrë të zbehtë, ndërsa sytë i kishte të ëmbël, të dashur. Podgorini nuk jepte dot një gjykim për bukurinë e saj, pasi e njihte që prej fëmijërie dhe ishte mësuar me pamjen e saj. Tashti kishte veshur një fustan të bardhë, të hapur në qafë dhe pamja e asaj qafe të gjatë, të bardhë ishte diçka e re për të, po jo edhe aq e këndshme.

- Motra dhe unë po ju prisnin që në mëngjes, - tha ajo. - Është dhe Varvara këtu, ajo gjithashtu po ju pret.

Ajo i futi krahun dhe befas qeshi pa asnjë shkas, lëshoi një britmë të vogël gëzimi, sikur ndonjë mendim papritur t'i kishte rrëmbyer mendjen. Fushat me thekrën në lulëzim, të palëvizshme në ajrin e qetë, pylli i mbuluar nga drita e diellit - të gjitha ishin aq të bukura. Me sa dukej, Nadezhda po i vinte re këto gjëra vetëm tashti, duke ecur përkrah Podgorinit.

- Do të rri nja tri ditë, - i tha ai. - Më vjen keq, por nuk mund të shkëputesha nga Moska më parë.

- Nuk e keni mirë këtë, na keni harruar që jemi edhe ne! - tha Sergej Sergejeviçi, duke e qortuar me humor dashamirës, Pastaj shtoi befas '*Jamais de ma vie!*', duke kërcitur gishtat. E kishte këtë zakon, që të lëshonte befas diçka pa ndonjë kuptim, ndërsa kërciste gishtat. Vazhdimisht imitonte dikë: kur rrotullonte sytë, ose i hidhte me mospërfillje flokët prapa, apo kur merrte ndonjë pozë dramatike, do të thoshte se një natë më parë kishte qenë në teatër ose në ndonjë darkë, ku ishin mbajtur fjalime. Tashti i shkurtoi hapat, si ndonjë plak që vuan nga cerma, ndërsa nuk i përkulte fare gjunjët, domethënë sigurisht që imitonte dikë.

- E dini që Tanja as e beson se keni ardhur, - tha Nadezhda. - Por Varvara dhe unë e kishim një parandjenjë të hareshme. Gjithsesi unë e *dija* se ju do të vinit me atë tren.

- *Jamais de ma vie!* -përsëriti Sergej Sergejeviçi.

Zonjat po i prisnin në tarracën e kopshtit. Dhjetë vjet më parë Podgorini, kur ishte ende një student i varfër, kishte marrë përsipër ta ndihmonte Nadezhdën për matematikën e historinë, ndërsa si shkëmbim kishte fjetjen e ushqimin. Varvara, e cila në atë kohë studionte për mjekësi, merrte mësime të latinishtes prej tij. Kurse Tatjana, e cila që atëherë ishte tashmë një vajzë e rritur e bukur, e kishte

mendjen vetëm te dashuria. Dëshironte vetëm dashuri e lumturi, digjej për to dhe vazhdimisht priste t'i shfaqej një burrë, siç e ëndërronte ditë e natë. Tashmë i kishte kaluar të tridhjetat, por kishte mbetur po aq e bukur e tërheqëse si gjithnjë, me penjuarin që i rrinte lirshëm në trup dhe me llërët e bardha e të bëshme. E vetmja gjë për të cilën mendonte ishin burri i saj dhe dy vajzat. Ndonëse tashti po fliste e buzëqeshte, nga shprehja shquhej se e kishte mendjen te gjëra të tjera. Ende e ruante ndjenjën e dashurisë dhe të drejtën për atë dashuri, ndërsa gjithnjë ishte syhapët, e gatshme të sulmonte cilindo armik, që do të përpiqej t'ia rrëmbente burrin dhe vajzat. E kishte dashurinë shumë të fortë dhe e ndiente se kishte gjetur përgjigje, porse xhelozia dhe frika për fëmijët e mundonin pareshtur dhe nuk e linin të gëzonte lumturinë.

Pas atij grumbullimi gjithë zhurmë në tarracë, të gjithë shkuan në dhomën e Tatjanës, me përjashtim të Sergej Sergejiçit. Rrezet e diellit nuk depërtonin përmes grilave të ulura dhe aty ishte aq errët, sa gjithë trëndafilat në një tufë të madhe dukeshin si me të njëjtën ngjyrë. I thanë Podgorinit të ulej në një kolltuk të vjetër pranë dritares, ndërsa Nadezhda u ul te një pufe e vogël pranë këmbëve të tij. Përveç qortimeve të buta, shakarave e të

qeshurave, që ia sillnin ndër mend aq qartë të shkuarën, ai e dinte se e priste një bisedë e pakëndshme lidhur me hipotekat e dëftesat e papaguara. Kjo nuk mund të shmangej, kështu që mendoi se më mirë do të ishte t'i përvisheshin punës dhe të mos i shtynin për më tej, t'i kryenin e t'i hiqnin qafe, pastaj të dilnin në kopsht në ajrin e freskët.

- A flasim më mirë për punët në fillim? - tha ai. - Çfarë të rejash kemi këtu në Kuzminki? A ka diçka që nuk vete mbarë në shtetin e Danimarkës?

- Kuzminki i ka keq punët, - u përgjigj Tatjana, duke psherëtirë me dëshpërim. - Punët kanë shkuar aq keq, sa nuk mund të merret me mend. - Ajo eci nëpër dhomë, tejet e acaruar. - E kemi nxjerrë në shitje pronën, ankandi bëhet më 7 gusht. Kemi vënë lajmërime gjithandej, na vijnë edhe këtu bleres, hyjnë e shohin shtëpinë brenda . . . Tani kështu cilido merr të drejtën të hyjë edhe në dhomën time e të shohë. Ndoshta kjo është e rregullt me ligj, por për mua është thellësisht fyese dhe poshtëruese. Nuk kemi fonde dhe nuk na ka mbetur më vend ku të marrim hua. Shkurt, është për të vënë kujen!

Ajo ndali në mes të dhomës, ndërsa lotët nisën t'i rridhnin nga sytë dhe zëri po i dridhej, kur

vazhdoi: - Betohem, betohem për gjithçka kam të shenjtë, për kokën e fëmijëve, se nuk mund të jetoj pa Kuzminkin! Këtu kam lindur, kjo është shtëpia ime. Po të ma marrin, kurrë nuk do ta kem më, do të vdes nga dëshpërimi.

- Më duket se po sheh vetëm anën e zezë të punës, - i tha Podgorini. - Gjithçka do të rregullohet. Burri do të gjejë ndonjë punë, ti do të vendosesh diku përsëri dhe do të nisësh një jetë të re . . .

- Si jua *nxë goja* që thoni kështu! - bërtiti Tatjana. Tashti dukej shumë e bukur dhe e ndërkryer. Ishte gati ta sulmonte armikun që kërkonte t'ia rrëmbente burrin, fëmijët dhe shtëpinë, e këtë e shprehte me forcë të madhe fytyra e saj dhe e gjithë figura. 'Një jetë të re! E si jua e nxë goja! Sergej Sergejiçi është marrë me kërkimin e një pune, ia patën premtuar një punë si inspektor tatimesh diku afër Ufës ose Permit, apo aty rrotull. Jam gati të shkoj kudo qoftë, madje deri në Siberi. Jam gati të jetoj atje dhjetë, njëzet vjet, por pa asnjë dyshim herët a vonë dua të kthehem në Kuzminki. Nuk jetoj dot pa Kuzminkin. As nuk mundem dhe as nuk dua! - bërtit ajo dhe përplasi këmbën.

- Misha, ju jeni avokat, - tha Varvara, - ju i dini të gjitha marifetet dhe e keni punën tuaj që të na jepni një këshillë se çfarë të bëjmë.

Për këtë kishte vetëm një përgjigje të rregullt e të arsyeshme, se askush nuk kishte çfarë t'i bënte kësaj pune, porse Podgorini nuk e mblidhte dot veten që t'ua thoshte copë.

- Po . . . ta mendoj një herë, - mërmëriti ai i pavendosur. - Ta mendoj një herë . . .

Në të vërtetë u shndërrua në dy veta të ndryshëm. Si avokat kishte të bënte nganjëherë me raste tepër të shëmtuara. Në gjyq dhe me klientët sillej me arrogancë dhe shpesh e shprehte mendimin e vet troç e copë. Ishte mësuar me ashpërsinë duke jetuar me shokët e vet. Porse në jetën e vet private, intime, shfaqte takt të pazakontë me njerëzit e afërt ose me miqtë vërtet të vjetër. Ishte i druajtur dhe i ndjeshëm, përpiqej t'i mënjanonte përplasjet. Një lot, një vështrim i gjatë me bisht të syrit, një gënjeshtër dhe madje një gjest i trashë mjaftonin për ta bërë të rrudhej dhe i binin nervat. Tashti që Nadezhda ishte ulur te këmbët e tij, nuk i pëlqente zverku që e kishte lakuriq. E mërziste e madje e bënte ta ndiente se do të ngrihej të ikte. Një vit më parë i kishte ndodhur të përplasej me Sergej Sergejiçin te një shesh i Zonjës te Rruga e Bronit të Vogël dhe tashti e ndiente veten ngushtë në prani të Tatjanës, sikur të kishte qenë *ai* që e kishte tradhtuar. Kurse kjo bisedë për Kuzminkin

i nxirrte vështirësi nga më të frikshmet. Ishte mësuar të përballonte çështje acaruese, të pakëndshme, për të cilat vendoste gjyqtari ose juria, ose për ndonjë çështje ligjore, porse kur përballej me një problem, të cilin duhej ta zgjidhte personalisht, e ndiente veten si mbi gjemba.

- Misha, ju jeni miku ynë. Të duam që të gjithë si të të kishim të familjes sonë, - vijoi Tatjana, - Dhe po jua them fare hapur: i kemi varur gjithë shpresat te ju. Për hir të zotit, na thoni çfarë të bëjmë. Ndoshta mund t'i shkruajmë dikujt për ndihmë? Ndoshta nuk është tepër vonë dhe ta kalojmë pronën në emrin e Nadezhdës ose të Varvarës? Çfarë të bëjmë?

- Ju lutemi, Misha, na shpëtoni, *ju lutemi*, - tha Varvara, duke ndezur një cigare. - Ju gjithnjë keni qenë më i zgjuari. Nuk e njihni shumë jetën, nuk keni shumë përvojë, por keni një mendje të shkëlqyer. Ju do ta ndihmoni Tatjanën, unë e di që do ta ndihmoni.

- Më duhet ta mendoj . . . ndoshta do të më vijë diçka ndër mend.

Dolën që të gjithë për një shëtitje në kopsht, pastaj nëpër fushë. Edhe Sergej Sergejiçi vajti me ta. E mori për krahu Podgorinin dhe e nxori në krye të të gjithëve, si duket, me qëllimin që të diskutonte

diçka me të, ndoshta për ngatërresat ku ishte kredhur. Pikë e zezë ishte të ecje bashkë me Sergej Sergejiçin dhe të bisedoje me të. Ai e puthte, e gjithmonë i jepte tri puthje së bashku, e merrte për krahu Podgorinin, i vinte krahun rreth belit dhe ia lëshonte frymën në fytyrë. Dukej sikur ishte i mbuluar me një ngjitës të ëmbël, i cili të ngjitej sapo t'i afroheshe. Kurse ai shikim në sytë e tij, i cili e tregonte qartë se kërkonte diçka prej Podgorinit, se ishte gati t'ia kërkonte, e bënte tejet të trazuar, sikur ta kishte një pistoletë në tëmtha.

Dielli kishte perënduar dhe po errësohej. Gjatë vijës hekurudhore shfaqeshin aty-këtu drita të gjelbra e të kuqe. Varvara ndali hapin dhe ndërsa po vështronte ato drita, nisi të recitonte:

*Vija ecën drejt, pa dredhuar,*
*Përmes grykave aq të ngushta,*
*Kalon shtylla, kalon mbi ura,*
*Dhe mbi skarpate tej e tej*
*Janë varrosur punëtorët rusë!*

"Po si vazhdon më tej? Ta hajë dreqi, e paskam harruar!"

*Në verën furrë, në dimrin akull,*
*Punuam me kurrizet përkulur.*

Ajo recitonte me një zë të thellë të mrekullueshëm, me ndjenjë të plotë. Fytyra iu skuq si prush, sytë iu mbushën me lot. Kjo ishte Varvara ashtu si kishte qenë kurdoherë, Varvara si studente universiteti, ndërsa Pogdorini duke e dëgjuar, po rikujtonte të shkuarën dhe ditët e veta si student, kur edhe dinte përmendsh mjaft vjersha, dhe ia kishte ënda t'i recitonte.

*Po ende s'e ka thyer shpinën,*
*I heshtur si dikur qëndron . . .*

Mirëpo Varvarës nuk i kujtoheshin vargje të tjera. E mbylli gojën dhe buzëqeshi dobët, pa fuqi. Pas atij recitimi dritat e gjelbra e të kuqe dukeshin të trishta.

- Ah, e paskam harruar!

Porse befas Podgorinit iu kujtuan vargjet, diçka që i ishte ngulur në kujtesë që në kohët si student dhe nisi t'i recitonte me një ton të butë, të ulët:

*Mjaft ka vuajtur, punëtori rus,*
*Për ta bërë këtë hekurudhë.*
*Do të jesë gjer të ndërtojë*
*Një xhade të madhe plot dritë*

*Me djersën mbi të ballit rrudhë . . .*
*Po sa keq që . . .*

- Po sa keq që, - e ndërpreu Varvara, meqë iu kujtuan vargjet,

*As unë as ju s'do të rroni*
*Atë ditë mrekulli ta shikoni.*

Ajo qeshi dhe i rrahu supin.

U kthyen në shtëpi dhe u ulën për të ngrënë. Sergej Sergejiçi pa shumë ceremoni rrasi një cep të pecetës në jakë, duke imituar ndonjërin. 'Le ta ngremë një gotë', tha, duke shtënë vodkë për vete dhe Podgorinin. 'Në kohën tonë si studentë mund ta mbanim rëndë pijen, dinim të flisnim bukur dhe ishim njerëz të veprimit. E ngre për shëndetin tuaj, plako. Po përse nuk e pini për një idealist plak budalla dhe t'i uroni që të vdesë si idealist? A mund t'i ndryshojë leopardi njollat e lëkurës së vet?

Gjatë gjithë darkës Tatjana vijonte t'i hidhte vështrime të ëmbla e xheloze të shoqit, e shqetësuar që të mos hante a të pinte diçka që mund t'i bënte dëm. Ajo e ndiente se e kishin prishur gratë dhe ia kishin shterur forcat, e ndonëse kjo ishte diçka që lidhej me të, përsëri dëshpërohej. Edhe Varvara me

Nadezhdën kishin një dobësi për të dhe dukej qartë nga vështrimet e tyre të shqetësuara, se kishin frikë mos befas ai do të ngrihej e do t'i braktiste. Kur ai deshi të hidhte një gotë të dytë, Varvara e vështroi me zemërim dhe i tha:

- Po helmon veten, Sergej Sergejiç. Je një burrë shumë i ndjeshëm, i prekshëm, fare lehtë mund të përfundosh në pijanec. Tatjana, thuaji ta heqë atë vodkë.

Në përgjithësi Sergej Sergejiçi kishte mjaft sukses me femrat. Atyre u pëlqenin shtati i gjatë e i lidhur mirë, tiparet burrërore, dembelia dhe heqjet e tij. Ato thoshin se teprimet e tij vinin ngaqë ishte tejet i sjellshëm, ndërsa nuk ishte fare praktik në jetë, ngaqë ishte idealist. Ishte burrë i ndershëm dhe me parime të larta. Pazotësinë e tij për t'iu përshtatur njerëzve ose rrethanave e shpjegonin me faktin se nuk kishte asgjë pas shpirtit dhe as një punë të qëndrueshme. I besonin pa e thënë, e mbanin për idhull dhe e kishin prishur me ledhat e tyre, aq sa ai vetë kishte nisur të besonte se vërtet ishte idealist, jo praktik, i ndershëm e i drejtë, si dhe që ishte një kokë më lart se të gjitha këto gra.

- Epo, asgjë të mirë nuk ke për të thënë për këto vajzat e mia të vogla? - e pyeti Tatjana, ndërsa i vështronte me dashuri dy çupat e veta të

shëndetshme, të ushqyera mirë si dy lepurushë të majmë, ndërsa po u hidhte oriz me lugë plot në pjatë. - Pa hidhu një vështrim. Thonë se asnjë nënë nuk mund të flasë keq për fëmijët e vet. Por ju siguroj që në rastin tim nuk ua mbaj fare anën. Çupkat e mia janë më të mirat në botë. Sidomos më e madhja.

Podgorini u buzëqeshi vajzave dhe asaj, ndërsa mendoi se ishte e çuditshme që kjo grua e shëndetshme, e re, e zgjuar, në thelb një organizëm kaq i fuqishëm e i ndërlikuar, mund t'i harxhonte gjithë energjitë e veta, gjithë fuqinë e vet, për një punë kaq të rëndomtë e të thjeshtë, si mbajtja e një shtëpie, e cila sidoqoftë mund të mbahej.

"Ndoshta ajo e di më mirë", mendoi. "veçse kjo është një punë kaq e mërzitshme, kaq e marrë!"

*Nuk pati kohë as të rënkojë,*
*Kur i ra ariu, e hodhi poshtë,*

tha Sergej Sergejiçi duke kërcitur gishtat.

Pasi mbaruan darkën, Tatjana dhe Varvara e ulën Podgorinin në divanin e dhomës së miqve dhe me zëra të mbytur ia nisën prapë bisedës për punën.

- Na duhet ta shpëtojmë Sergej Sergejiçin, - tha Varvara, - e kemi për detyrë morale. Ai ka të

metat e veta, është dorëlëshuar, nuk vë asgjë mënjanë për një ditë të zezë, po këtë e bën vetëm sepse është aq i sjellshëm dhe bujar. Është si kalama, vërtet. Jepi një milion dhe brenda një muaji nuk i mbetet asgjë, do t'i ketë prishur të tëra.

- Po, kjo është e vërtetë, - tha Tatjana dhe lotët i rrodhën teposhtë faqeve. - Ma ka sjellë shpirtin në majë të hundës, por më duhet ta pranoj se është njeri i mrekullueshëm.

Si Tatjana dhe Varvara nuk e lanë pa e thënë një gjë të ligë, duke e qortuar Podgorinin së bashku:
- Gjithsesi, brezi juaj, Misha, nuk është gjë e madhe!

"Ç'është gjithë ky muhabet për brezat?" po vriste mendjen Podgorini. "Me siguri Sergej Sergejiçi nuk është më shumë se gjashtë vjet më i madh se unë"

- Jeta nuk është e lehtë, - psherëtiu Varvara. - Gjithë kohën të kërcënon ndonjë gjë. Në fillim duan të na marrin pronën, apo ndonjë njeri i afërt dhe i dashur bie sëmurë e ke frikë se po të vdes. E kështu rrjedh kjo punë, ditë pas dite. Por çfarë mund të bëjë njeriu, o miq? Duhet t'i nënshtrohemi Atij që është lart pa u ankuar, duhet të mos harrojmë se asgjë në këtë botë nuk është rastësi, gjithçka ka qëllimin e vet të fundit. Tashti, ju Misha, e njihni pak jetën, nuk keni pësuar aq shumë dhe do të

qeshni me mua. Jepi, qeshni, por do t'ju them se çfarë mendoj. Pasi kam kaluar një fazë ankthi të thellë, më erdhi një vegim i dytë për mjaft raste dhe kjo ma ka ndryshuar krejt botëvështrimin. Tashti e di se asgjë nuk është kot, gjithçka ndodh në këtë jetë është e domosdoshme.

Sa kishte ndryshuar kjo Varvara, tashmë me thinja dhe me korse, me atë fustanin e modës me mëngë të gjata, kjo Varvara që dridhte një cigare mes gishtave të gjatë, të hollë, të dridhur, kjo Varvara kaq e prirur për misticizëm, kjo Varvarë me një zë të pajetë, monoton. Sa e ndryshme ishte tani nga Varvara, kur ishte studente e mjekësisë, ajo vajza e hareshme, guximtare, aventuriere me flokë të kuq!

"Ku ishin zhdukur të gjitha këto?" po vriste mendjen Podgorini, i mërzitur nga fjalët e saj. Për ta mbyllur atë bisedë lidhur me vegimin e dytë, i tha:

- Na këndo një këngë, Va, ke pasur zë shumë të këndshëm.

- Ka qenë një herë e një kohë, Misha.

- Epo na recito ca vargje të tjera nga Nekrasovi.

- I kam harruar të gjitha. Vetëm ato vargje që recitova qëparë më del se mbaj mend.

Me gjithë korsenë dhe mëngët e gjata, dukej që ajo ishte ngushtë për para dhe me vështirësi i mbyllte muajt, duke punuar në atë fabrikën përtej Tulës. Dukej qartë se punonte jashtë mase. Ajo punë e rëndë, e njëtrajtshme, përzierja e paprerë në punët e të tjerëve dhe shqetësimi për ta, të gjitha këto e kishin bërë të vetën dhe e kishin plakur. Ndërsa po vështronte atë fytyrë, që e kishte humbur freskinë, Podgorini arriti në përfundimin se në të vërtetë ishte *ajo* që kishte nevojë për ndihmë, jo Kuzminki ose Sergej Sergejiçi, për të cilin ajo tregonte aq përkujdes.

Arsimi i lartë, që e kishte bërë mjeke, me sa duket nuk ndikonte aspak te ajo si grua. Po ashtu si Tatjanës, asaj i pëlqenin dasmat, lindjet, pagëzimet, bisedat e pambarim për fëmijët. I pëlqenin ngjarjet rrëqethëse, që mbaronin mirë. Në gazeta lexonte vetëm artikujt për zjarret, përmbytjet dhe ceremonitë e rëndësishme. Gjakonte që Podgorini t'i bënte propozimin Nadezhdës dhe do të kishte derdhur një përrua me lot nga emocioni po të bëhej kjo.

Nuk e kuptoi nëse i ndodhi rastësisht, apo e rregullloi Varvara, por Podgorini mbeti vetëm me Nadezhdën. Gjithsesi, vetëm dyshimi thjesht se po e mbanin nën vëzhgim, se po i kërkonin diçka, e

shqetësonte dhe e pengonte. Në shoqërinë e Nadezhdës e ndiente veten sikur që të dy i kishin futur në një kafaz.

- Dalim në kopsht, - tha ajo.

Dolën jashtë dhe ai e ndjeu veten të pakënaqur e të mërzitur, se nuk dinte çfarë të thoshte, kurse ajo ishte në kulmin e gëzimit, krenare që ndodhej afër tij, dhe dukej qartë se gëzohej, meqë ai kishte ndër mend të kalonte edhe tri ditë me ta. E ndoshta ishte përplot me ëndrra e shpresa të ëmbla. Nuk e dinte, nëse ajo e donte, por e dinte se ajo ishte rritur e mësuar me të, se prej kohësh i ishte ngjitur, se e quante mësuesin e saj, se tani po përjetonte po atë ndjenjë, që e kishte pasur e motra, Tatjana, dikur: e kishte mendjen vetëm e vetëm te dashuria, të martohej sa më shpejt dhe të kishte një burrë, fëmijë e vatrën e vet. Ende e ruante atë gatishmërinë për miqësi, që zakonisht është aq e fortë te fëmijët, dhe kishte shumë gjasa që ndiente për Podgorinin dhe e respektonte si mik, se nuk ishte e dashuruar pas *tij*, por me ëndrrat e saj për një burrë e fëmijë.

- Po ngryset, - tha ai.

- Po, hëna del vonë tashti.

Ecnin po në atë shteg afër shtëpisë. Podgorini nuk deshi të hynte thellë në kopsht, atje

ishte errësirë dhe do t'i duhej ta rrokte Nadezhdën për krahu e të rrinte shumë pranë saj. Në tarracë po lëviznin ca hije dhe ai e ndiente se Tatjana e Varvara po e ndiqnin me sy.

- Më duhet t'ju kërkoj një këshillë, - tha Nadezhda e ndali hapat. - Nëse shitet Kuzminki, Sergej Sergejiçi do të duhet të ikë dhe të gjejë një punë, kështu që jeta jonë pa asnjë dyshim do të ndryshojë tërësisht. Nuk dua të shkoj me motrën time, do të ndahemi, sepse nuk dua t'i bëhem barrë familjes së saj. Do të gjej ndonjë punë në Moskë. Do të nxjerr ca para dhe do ta ndihmoj Tatjanën e të shoqin. *Do të* më jepni ndonjë këshillë, apo jo?

Ajo nuk ishte mësuar me asnjë lloj pune të rëndë, por tani e frymëzonte mendimi për një jetë të pavarur, me punë dhe me plane për të ardhmen, kjo i dukej e shkruar në çdo qelizë të fytyrës. Një jetë, në të cilën ajo do të punonte dhe do të ndihmonte të tjerët, e kishte prekur si diçka aq e bukur poetike. Kur ai vështroi atë fytyrë të zbehtë dhe vetullat e zeza aq afër, iu kujtua se çfarë nxënësje e zgjuar, e mprehtë kishte qenë ajo, me cilësi të tilla të mira, aq sa ishte gëzim t'i jepje mësime. Tashti ndoshta nuk ishte më thjesht një vajzë e re që kërkonte një burrë, por një vajzë e zgjuar, e denjë, e butë dhe zemërmirë, e cila mund

të mbruhej si dyllë për ta bërë gjithçka do të donte dikush. Në një mjedis të rregullt ajo mund të bëhej një grua me të vërtetë e mrekullueshme!

"Epo përse unë *nuk* martohem me të atëherë?" mendoi Podgorini. Por menjëherë i hyri frika nga kjo ide dhe u nis drejt shtëpisë. Tatjana ishte ulur te pianoja e madhe në dhomën e miqve dhe loja e saj i ngjallte tablo të ndritura të së kaluarës, kur njerëzit kishin luajtur në piano, kishin kënduar e kërcyer në atë dhomë deri vonë natën, me dritaret të hapura dhe zogjtë që gjithashtu këndonin në kopsht e përtej lumit. Podgorini erdhi në qejf, u çel, vallëzoi me Nadezhdën e Varvarën dhe pastaj këndoi. Ia kishte vrarë njërën këmbë një kokërr dhe pyeti, nëse mund t'i jepnin pantoflat e Sergej Sergejiçit. Çuditërisht, po e ndiente veten si në shtëpi, si një njeri i asaj familjeje dhe përmes trurit i vezulloi mendimi se ishte 'një kunat tipik'. Atëherë u këndell edhe më mirë. Duke e parë atë, edhe të tjerët u gjallëruan e u ndien më të gëzuar, sikur të ishin rikthyer te rinia e tyre. Fytyrat ndriçuan nga shpresa: Kuzminki shpëtoi! Kishte qenë një punë fare e thjeshtë. Mjafton të mendonin për një plan, të gërmonin nëpër librat e ligjeve, ose të shihnin Podgorinin të martuar me Nadezhdën. Nga çka dukej, romanca e vogël midis tyre po ecte

mbarë. Nadezhda ishte skuqur nga lumturia, sytë i ndritnin prej lotëve prej parandjenjës se po ndodhte diçka e pazakontë, ajo rrotullohej duke kërcyer dhe fustani i bardhë ngrihej, duke i zbuluar këmbët e saj të vogla me çorape ngjyrë mishi. Varvara në kulmin e haresë e kapi Podgorinin për krahu dhe i tha me qetësi e plot kuptim: "Misha, mos i ik lumturisë. Kape kur të del përpara. Po prite shumë gjatë, do të turresh shumë vonë pas saj e nuk do ta kapësh."

Podgorini deshi të bënte ndonjë premtim, ta siguronte e madje nisi të besonte, se Kuzminki do të shpëtonte, vërtet ishte aq e lehtë.

- 'Dhe ti do të je-esh e botës mbretëresh', - po këndonte, duke marrë një pozë. Por befas u bë i vetëdijshëm se nuk mund të bënte asgjë për këta njerëz, absolutisht asgjë, prandaj e ndali këngën dhe mori pamjen e një fajtori.

Pastaj u ul i heshtur në një cep, iu drodhën këmbët ngaqë pantoflat ishin të tjetër kujt.

Ata që po e ndiqnin me sy, e kuptuan se nuk mund të bëhej asgjë dhe prandaj gjithashtu e mbyllën gojën. Pianoja u mbyll. Të gjithë e vunë re se ishte bërë vonë, kishte ardhur koha për të fjetur, kurse Tatjana e hoqi llampën e madhe nga dhoma e miqve.

Për Podgorinin u bë gati shtrati në po atë skaj të shtëpisë, ku kishte fjetur edhe më parë. Sergej Sergejiçi vajti me të për t'i uruar natën e mirë, duke mbajtur lart mbi kokë një qiri, ndonëse hëna ishte ngritur lart dhe kishte dritë. Ecën teposhtë shtegut me gëmusha jargavani në të dy anët dhe zhavori u kërciste nën këmbë.

*Nuk pati kohë as të rënkojë,*
*Kur i ra ariu, e hodhi poshtë,*

përsëriti Sergej Sergejiçi.

Podgorinit iu duk sikur ato vargje i kishte dëgjuar mijëra herë, i kishin ardhur në majë të hundës! Kur arritën te cepi i shtëpisë, Sergej Sergejiçi nxori një shishe e dy gota nga xhaketa e gjerë dhe ia vuri në tryezë.

- Konjak, - i tha. - Është Dy O. Në shtëpi nuk mund ta hedhësh një gllënkë, kur e ke Varvarën aty rrotull. Më është qepur për alkoolizmin. Kurse këtu jemi më të lirë. Është konjak i mirë.

U ulën. Pija qe vërtet e mirë.

- Të pijmë tamam sonte, - vazhdoi Sergej Sergejiçi, duke shtrydhur një limon. - Gjithmonë kam qenë qejfli dhe më pëlqen ta rrëkëllej herë pas here. Këtë e quaj unë *duhet*!

Por nga vështrimi i syve të tij ende dukej se ai kishte nevojë për diçka nga Podgorini dhe ishte gati t'ia thoshte.

- Ngrije plako, - vijoi ai, duke psherëtirë. - Në këto kohë punët vërtet i ka marrë lumi. Të krisurit si unë e kanë ngrënë çairin, kemi marrë fund. Idealizmi nuk është më i modës sot. Paraja sundon dhe nëse nuk do që të të shkelmojnë, duhet të biesh në gjunjë dhe të adhurosh fitimin e fëlliqur. Mirëpo unë s'e bëj dot, më vjen vërtet ndoht!

- Kur është ankandi? - pyeti Podgorini për ta ndërruar bisedën.

- Më 7 gusht. Por nuk ka më asnjë shpresë, or mik, për ta shpëtuar Kuzminkin. Kemi jashtëzakonisht shumë të prapambetura dhe prona nuk sjell asnjë të ardhur, vetëm humbje çdo vit. Nuk e vlen të luftosh për të. Tatjana është fare e marrosur pas saj, natyrisht, e ka trashëgiminë e vet. Porse unë, të them të drejtën, jam mjaft i gëzuar. Unë nuk bëhem dot fshatar. Rrethi im është qyteti i madh, gjithë zhurmë, stihia ime është përleshja!

Vazhdoi pa pushuar, gjithnjë duke folur kodra pas bregut, ndërsa e vështronte Podgorinin me sy si të shqiponjës, sikur po gjuante çastin e përshtatshëm.

Befas Podgorini i pa ata sy fare pranë dhe ndjeu frymëmarrjen e tij mbi fytyrë.

- Shok i dashur, të lutem më shpëto, - gulçoi Sergej Sergejiçi. - *Të lutem,* më jep hua dyqind rubla!

Podgorini deshi t'i përgjigjej se edhe për vete ishte ngushtë, ndërsa e ndjeu se më mirë do të ishte t'ia jepte dyqind rublat ndonjë djalli të varfër apo thjesht t'i humbiste në bixhoz. Mirëpo u hutua rëndë, e ndjeu veten të zënë në çark në atë dhomë të vogël me një qiri dhe deshi të arratisej sa më shpejt larg asaj frymëmarrjeje, nga ata krahë të butë që e kishin mbërthyer për mesi dhe që tashmë dukej sikur i ishin ngjitur si qiriç. Nisi të rëmonte me shpejtësi xhepat për portofolin ku i mbante paratë.

- Ja ku i ke, - belbëzoi duke i nxjerrë njëqind rubla. - Të tjerat do t'i gjej nesër. Kaq kisha me vete. E sheh, nuk t'i mbaj. - Vazhdoi duke e ndier veten shumë të mërzitur dhe gati ta humbiste durimin: - Të them të drejtën edhe unë nuk i kam xhepat plot. Të lutem të m'i kthesh paratë më pas. Edhe unë jam ngushtë.

- Falemnderit. Të jam shumë mirënjohës, i dashur mik.

- Dhe të lutem mjaft me pallavrat se je idealist. Je po aq idealist sa jam unë gjel deti. Je thjesht një përtac mendjelehtë, ja kaq.

Sergej Sergejiçi psherëtiu thellë dhe u ul në kolltuk.

- I dashur mik, je *i zemëruar*, - tha. - Veç po ta dije sesa keq i kam punët! Ndodhem në një gjendje të tmerrshme tashti. Të betohem se nuk më vjen keq tashti për veten, ah, jo! E kam hallin te gruaja dhe fëmijët. Po të mos ishin gruaja e fëmijët, do t'ia kisha hequr vetes me kohë. - Befas nisën t'i dridheshin koka e supet dhe ia dha të dënesurit.

- Ky është kulmi! - tha Podgorini, duke ecur poshtë e përpjetë dhomës me nxitim dhe vërtet i tërbuar. - Pa më thuaj, çfarë mund të bëj unë me një njeri, i cili e ka shkaktuar gjithë këtë të keqe dhe tashti na dëneska? Këta lot më çarmatosin, më lënë pa gojë. Ti po dënes, domethënë ke të drejtë.

- Unë e kam sjellë gjithë këtë të keqe? - pyeti Sergej Sergejiçi, u ngrit në këmbë dhe po e vështronte Podgorinin i habitur. - O shok i dashur, çfarë po më thua kështu? Paskam bërë një të keqe të madhe? Ah, sa pak më njeh. Sa pak më kupton!

- Shumë mirë atëherë, unë nuk të kuptoj, por të lutem mjaft dënese. M'i sjell zorrët në grykë!

- Ah, sa pak më njeh mua! - përsëriti Sergej Sergejiçi, pothuaj me çiltëri. - Sa pak!

- Shihe veten një herë në pasqyrë, - vazhdoi Podgorini. - Nuk je më çun i ri. Pas pak kohësh do të bëhesh plak. Ka ardhur koha të ndalesh pak e të mendohesh se kush je e çfarë je. E ke harxhuar

gjithë jetën pa bërë asgjë, gjithmonë je vërtitur me pallavra bosh prej kalamajsh, me shtirje si aktor e me pasion. A nuk të vjen mendja rrotull nga kjo, a nuk je lodhur e sëmurë nga gjithë këto? Nuk ta del dot njeri në këtë marri! Je një kaqol plak, ja çfarë je!

Me këto fjalë Podgorini doli nga dhoma dhe e përplasi derën. Ishte pothuaj hera e parë në jetën e vet që po fliste kaq çiltër dhe kishte thënë vërtet atë që kishte në mendje.

Pas pak po pendohej që kishte qenë aq i ashpër. E ç'kuptim kishte të fliste seriozisht ose të argumentonte me një njeri, i cili kurdoherë gënjente, që hante e pinte si i babëzitur, që shpenzonte shuma të mëdha parash të të tjerëve, ndërkohë që ishte krejt i bindur se ishte martir dhe idealist? Ky ishte një rast budallallëku ose i veseve të rrënjosura thellë, që e kishin gërryer organizmin e tij si ndonjë sëmundje e cila nuk gjente shërim. Gjithsesi, në këtë rast nuk vlenin zemërimi dhe qëndrimi i rreptë. Më e frytshme do të ishte të qeshte me të. Një tallje e mirë do të kishte më shumë vlerë sesa dhjetëra predikime!

"Më e mira ta shpërfill fare," mendoi Podgorini. "Po mbi të gjitha, të mos i jap më para hua."

Pas pak as që po mendonte më për Sergej Sergejiçin, as për njëqind rublat e veta. Ishte një natë

gjithë dritë, e qetë, e trishtë. Sa herë që Podgorini vështronte lart qiellin në netët me dritë hëne, kishte ndjenjën se vetëm ai dhe hëna ishin zgjuar, kurse gjithçka tjetër ose flinte, ose dremiste. Nuk po e vriste më mendjen as për njerëzit, as për paratë, dhe pak nga pak u qetësua e gjeti paqen. E ndiente veten të vetmuar në këtë botë dhe tingëllimi i hapave të vet në heshtjen e natës i dukej aq i përvajshëm.

Kopshti mbyllej me një mur të bardhë guri. Në cepin më të djathtë, përballë fushave, ngrihej një kullë e ndërtuar para mjaft vitesh, në kohët e bujkrobërisë. Pjesën e poshtme e kishte prej guri, të sipërmen prej druri, me një rrafsh sipër, me çati konike dhe me një shtizë të gjatë, që kishte treguesin e erës sipër. Teposhtë ishin dy porta, që drejt e nga kopshti të nxirrnin në fusha, ndërsa lart te rrafshi të çonte një shkallë që kërciste nën këmbë. Poshtë shkallës ishin flakur disa karrige të prishura dhe ato gjithashtu i lante drita e hënës që depërtonte përmes gardhit. Këto karrige me këmbët e lakuara të ngritura përpjetë dukej sikur ishin ngjallur atë natë dhe po prisnin të heshtura që t'u vinte dikush.

Podgorini u ngjit në shkallë te sheshi lart dhe u ul. Mu përtej gardhit ishte një hendek kufiri dhe më tej bregu, pastaj tutje larg vinin fushat e gjera,

të zhytura në dritën e hënës. Podgorini e dinte se kishte një pyll pikërisht përballë, nja tre kilometra nga prona, dhe iu duk se në largësi shquante një rrip të errët. Shapkat e shkurtat këndonin në qejf të tyre. Herë pas here nga drejtimi i pyllit vinte britma e ndonjë kukuvajke, të cilën gjithashtu nuk e zinte gjumi.

Ai dëgjoi hapa. Dikush po vinte përmes kopshtit drejt kullës.

Lehu një qen.

- Brumbi! - thirri ëmbël një zë gruaje. - Kthehu, Brumbi!

Dëgjoi sesi dikush hyri në kullë nga poshtë dhe pas një çasti një qen i zi, mik i vjetër i Podgorinit, u duk në breg. Ndali, vështroi lart aty ku ishte ulur Podgorini dhe i tundi bishtin miqësisht. Pas pak një figurë e bardhë u ngjit sipër hendekut të zi si ndonjë fantazmë dhe ndali te bregu po ashtu. Ishte Nadezhda.

- Po sheh gjë atje? - e pyeti qenin, duke hedhur sytë lart.

Ajo nuk e shihte Podgorinin, por ndoshta e ndiente se ai ishte aty afër, ngaqë po buzëqeshte dhe fytyra e saj e zbehtë, e ndritur nga hëna, dukej e lumtur. Ajo hija e zezë e kullës, që binte mbi tokë deri larg te fushat, ajo figurë e bardhë e

palëvizshme me fytyrën e zbehtë dhe buzëqeshjen e lumtur, qeni i zi dhe të dy hijet e tyre, gjithçka ishte si në ndonjë ëndërr.

- *Ka* njeri atje? - tha Nadezhda butë.

Ajo ndali duke pritur që ai të zbriste poshtë ose t'i fliste, që më në fund t'i shprehte dashurinë, e pastaj të dy do të ishin të lumtur në atë natë të qetë, të bukur. Ashtu e bardhë, e zbehtë, e brishtë, shumë e dashur nën dritën e hënës, ajo po priste ledhat e tij. Ishte lodhur nga ëndërrimi i përhershëm për dashuri e lumturi dhe nuk ishte e zonja ta fshihte më ndjenjën e vet. E gjithë figura e saj, sytë rrezëllues, buzëqeshja e lumtur e mbërthyer mbi buzë ia tradhtonin mendimet më të fshehta. Mirëpo ai u zu ngushtë, u përkul pas dhe nuk pipëtiu, pa ditur as në duhej të fliste, të bënte ndonjë nga shakatë e zakonshme për të dalë nga situata, apo të mos e hapte gojën. I hipi mërzia dhe i vetmi mendim që i erdhi, ishte se këtu, në këtë kopsht fshati në një natë me hënë, afër një vajze të bukur, të dashur, të menduar, ai po ndiente po atë apati si në Rrugën e Bronit të Vogël: ishte e qartë se ky lloj gjendjesh romantike e kishte humbur forcën magjepsëse, po ashtu si *ai* zvetënimi prozaik. Tashti nuk i bënin më përshtypje ato takimet nën dritën e hënës, ato trajtat e bardha me mes të hollë, ato hije

të mistershme, kullat, pronat në fshat dhe karakteret si Sergej Sergejiçi, po edhe njerëzit si ai vetë, Podgorini, me indiferencën e akullt, me ngacmueshmërinë e përhershme, me pazotësinë për t'iu përshtatur realitetit dhe për ta rrokur atë që të jep, me gjakimin rraskapitës e të ndërkryer për çka nuk ekziston dhe kurrë nuk mund të ekzistojë në faqe të dheut. Dhe tashti, kur po rrinte mbi atë kullë, mund të kishte parapëlqyer një shfaqje me fishekzjarre ose ndonë kortezh nate me hënë, ose recitimin përsëri nga Varvara të poemës *Hekurudha* të Nekrasovit. Do t'i kishte pëlqyer që më mirë në vend të Nadezhdës të ishte një grua tjetër aty mbi breg: kjo grua tjetër do t'i kishte thënë diçka absolutisht magjepsëse e të re, që nuk do të kishte asnjë lidhje me dashurinë ose lumturinë. Po edhe nëse do të rastiste të fliste për dashurinë, do të kishte qenë një grishje për ato aspekte të reja, të larta, racionale të ekzistencës, në prag të të cilave tashmë ndoshta jemi duke jetuar dhe për të cilat nganjëherë duket se kemi paralajmërime.

- S'paska njeri atje, - tha Nadezhda.

Ajo qëndroi edhe nja dy minuta, pastaj eci e qetë drejt pyllit, me kokën ulur. Qeni vrapoi përpara. Podgorini mundi ta shihte figurën e saj për mjaft kohë. "Ta mendosh sesi na doli kjo punë,

ndonëse . . . " përsëriti ai me vete, ndërsa po kthehej te cepi i ndërtesës.

Nuk e kishte idenë se çfarë mund t'i thoshte Sergej Sergejiçit ose Tatjanës të nesërmen ose dhe të pasnesërmen, apo si do të sillej me Nadezhdën. Dhe e ndjeu veten të shastisur, të frikësuar e të mërzitur që më parë. E si do t'i mbushte ato tri ditë të gjata, që kishte premtuar se do t'i kalonte aty? U kujtua për bisedën rreth vegimit të dytë dhe për Sergej Sergejiçin që citonte vargjet:

*Nuk pati kohë as të rënkojë,*
*Kur i ra ariu, e hodhi poshtë.*

Iu kujtua se të nesërmen, për t'i bërë qejfin Tatjanës, duhej t'u buzëqeshte atyre dy çupkave topolake të ushqyera mirë, dhe vendosi të ikte.

Në orën pesë e gjysmë të mëngjesit u duk në tarracën e shtëpisë Sergej Sergejiçi me rrobën e dhomës të tipit Buhara dhe me festen me xhufkë. Pa humbur asnjë çast Podgorini u ngjit atje që t'i linte lamtumirën.

- Më duhet të jem në Moskë para orës dhjetë, - tha, duke mos e vështruar në sy. - E pata harruar fare, se më presin në zyrën e noterit publik. Ju lutem të më falni. Kur të zgjohen të tjerët, ju lutem u thoni se u kërkoj të falur. Më vjen vërtet shumë keq.

Në ngut e sipër as që e dëgjoi përgjigjen e Sergej Sergejiçit dhe po vështronte rrotull nga dritaret e shtëpisë së madhe, me frikën se mos zgjoheshin gratë dhe do ta ndalnin që të mos ikte. I vinte turp se ishte bërë aq nervoz. E ndiente se kjo ishte vizita e tij e fundit në Kuzminki, se kurrë nuk do të kthehej më aty. Ndërsa po largohej, e ktheu kokën disa herë pas te cepi i shtëpisë, ku një herë e një kohë kishte kaluar aq ditë të lumtura. Por thellë në shpirt ndjeu se ishte fare indiferent dhe aspak i dëshpëruar.

Në shtëpinë e vet e para gjë që pa ishte pusulla e marrë një ditë më parë: "I dashur Misha", lexoi. "Na keni harruar fare, ju lutemi të na vini për vizitë sa më parë." Dhe sepse iu kujtua Nadezhda duke u rrotulluar në kërcim, me fustanin që i ngrihej dhe i zbulonte këmbët me çorapet ngjyrë mishi . . .

Pas dhjetë minutash ishte ulur te tryeza e punës dhe as që e çoi më mendjen te Kuzminki.

## BIBLIOTEKA UNIVERSALE

Në qarkullim:

| | |
|---|---|
| FRANC KAFKA | Muri i Madh kinez |
| ANTON ÇEHOV | Puthja |
| JORGE LUIS BORGES | Pasqyra e bojës |
| GUSTAV FLOBER | Shkretëtira dhe vajzat valltare |
| STEFAN CVAJG | *Pushtimi i Kostandinopojës* |

Së shpejti:

| | |
|---|---|
| F. M. DOSTOJEVSKI | Një ndodhi e ndyrë |
| GI DË MOPASAN | Dashuria |
| J. M. LERMONTOV | Bela |
| XHON STAJNBEK | Krizantema |
| ALBER KAMY | Vera në Algjer |

ISBN 978-99956-11-06-4



Çmimi 200 lekë